

SHKENCA E MARKSIT, E ENGELSIT, E LENINIT DHE E STALINIT QËNDRON E NGULITUR FORT NË MENDJET E ZEMRAT E MBARË PROLETARIATIT BOTËROR, AJO ËSHTË KURDOHERË BUSULL E PAGABUESHME E REVOLUCIONIT DHE E SOCIALIZMIT, ARMË FITIMTARE NË BETEJAT KLASORE TË PROLETARIATIT DHE TË MASAVE PUNONJËSE.

ENVER HOXHA

# KLASIKËT E MARKSIZËM-LENINIZMIT

**Edukimin marksist-leninist të mbarë shoqërisë sonë Partia e ka parë kurdoherë si një detyrë jetike dhe kusht vendimtar për mbrojtjen dhe çuarjen përpara të çështjes së madhe të revolucionit e të socializmit. Këtij edukimi i ka shërbyer dhe i shërben edhe kujdesi për të sjellë në gjuhën shqipe thesarin e vyer të klasikëve të marksizëm-leninizmit. Që në ditët e para pas themelimit të PKSH (sot Partia e Punës e Shqipërisë) e vazhdimisht është përkthyer e botuar në shqip pjesa më e madhe e veprës gjeniale të Marksit, Engelsit, Leninit dhe Stalinit.**

**Ky thesar krahas dokumenteve të PPSH dhe Veprave të Shokut Enver Hoxha është një armë e fuqishme e formimit marksist-leninist të njerëzve tanë.**

**Në këtë album nëpërmjet fotografive, faksimileve e dicituravë pasqyrohen momentet kryesore të jetës e të veprimtarisë së klasikëve të marksizëm-leninizmit, ngjarjet më të rëndësishme në historinë e lëvizjes punëtore e revolucionare që nga mesi i shekullit të kaluar e këtej, pjesëmarrja e drejtpërdrejtë dhe qëndrimet e Marksit, Engelsit, Leninit e Stalinit në këto ngjarje etj. Albumi i shërben gjithë veprimtarisë edukative marksiste-leniniste që zhvillohet në vendin tonë. Në mënyrë të veçantë ky album do të jetë një ndihmë e re për shkollën tonë sidomos për konkretizimin dhe ilustrimin e temave të lëndëve formuese marksiste-leniniste.**

**Në përgatitjen e tij është ndjekur parimi i gërshetimit të kriterit kronologjik me atë tematik, duke u përqendruar më tepër në probleme të tilla, si: ato të formimit të botëkuptimit materialist, shkencor, të rolit të proletariatit e të partisë së tij pararojë në revolucion, të luftës së klasave, të kryengritjes së armatosur, të diktaturës së proletariatit, të mbrojtjes së fitoreve të revolucionit, të ndërtimit socialist, të luftës kundër oportunizmit etj.**

**Këto e të tjera çështje themelore, të cilave u kushtuan forcat dhe jetën e tyre të pavdekshmit Marks, Engels, Lenin e Stalin dhe që mbrohen e çohen përpara me vendosmëri nga Partia jonë, kanë qenë e janë në qendër të punës së mbarë shoqërisë sonë. Pikërisht për këtë albumi «Klasikët e marksizëm-leninizmit» ka vlera e interes për një rreth më të gjerë lexuesish.**

KOLOSI MARKS DHE SHOKU I TIJ ENGELS, THEMELUES TË DOKTRINËS SONË TË LAVDISHME, E SHTRINË STUDIMIN E TYRE NË SHEKUJ TË TËRË DHE PUNUAN PËR SHEKUJT. KJO DO TË THOTË SE ATA BËNË PËRGJITHËSIMIN GJENIAL TË HISTORISË, TË KRIJIMTARISË DHE TË MENDIMIT NJERËZOR, DEDUKTUAN LIGJET E ZHVILLIMIT TË SHOQËRISË NJERËZORE, TREGUAN... LIGJET, NORMAT, METODAT, FORMAT E MUNDSHME TË SHNDËRRIMIT TË SHOQËRISË, TË ZHDUKJES SË KAPITALIZMIT DHE TË NDËRTIMIT TË SOCIALIZMIT DHE TË KOMUNIZMIT. PRANDAJ DOKTRINA E TYRE ËSHTË KURDOHERË E RE, E FRESKËT DHE E PAVDEKSHME KURRË.

ENVER HOXHA

«Kolosi Marks dhe shoku i tij Engels, themelues të doktrinës sonë të lavdishme...»



KARL MARKSI KA ZBULUAR LIGJET E ZHVILLIMIT SHOQËROR, TË SHNDËRRIMEVE REVOLUCIONARE E TË KALIMIT TË SHOQËRISË NGA NJË REND MË I ULËT SHOQËROR NËNJË REND MË TË LARTË, KA ANALIZUAR MBI BAZA SHKENCORE PRONËN PRIVATE MBI MJETET E PRODHIMIT, MËNYRËN E SHPËRNDARJES KAPITALISTE, MBIVLERËN QË GRABIT KAPITALISTI. AI KA KRIJUAR TEORINË SHKENCORE MBI KLASAT DHE LUFTËN E KLASAVE DHE KA PËRCAKTUAR RRUGËT E LUFTËS SË PROLETARIATIT PËR TË PËRMBYSUR BORGJEZINË, PËR TË SHKATËRRUAR SISTEMIN KAPITALIST, PËR TË VENDOSUR DIKTATURËN E PROLETARIATIT, PËR TË NDËRTUAR SHOQËRINË SOCIALISTE.

ENVER HOXHA

# RRUGA DREJT MATERIALIZMIT DHE SOCIALIZMIT SHKENCOR



Qyteti Trir. Këtu më 5 maj 1818 lindi Karl Marksi



Karl Marksi i ri




Diploma e Karl Marksit, me të cilën iu dha titulli doktor në filozofi nga Universiteti i Jenës, 1841



Zheni fon Vestfalen. Shoqe fëmijërie dhe prej vitit 1843 bashkëshorte e bashkëluftëtare e Karl Marksit

Shtëpia ku lindi Karl Marksi



Gjimnazi i Tririt ku Karl Marksi bëri shkollën e mesme (1830-1835)



**Përfytyro më të madhin, ndoshta tani të vetmin filozof të vërtetë, i cili në një të ardhme shumë të afërt do të tërheqë vëmendjen e gjithë Gjermanisë... Doktor Marksi, kështu quhet idhulli im, është ende një djalë fare i ri (shumë-shumë 24 vjeç), ai do t'i japë goditjen përfundimtare fesë dhe politikës mesjetare; serioziteti i thellë filozofik plekset te ai me një mprehtësi të rrallë.**

***Nga shtypi gjerman i asaj kohe***

PAS MIKUT TË TIJ, KARL MARKSIT... ENGELSI KA QENË SHKENCËTARI DHE MËSUESI MË I SHQUAR I PROLETARIATIT TË SOTËM NË GJITHË BOTËN E QYTETËRUAR. QË PREJ DITËS KUR FATI BASHKOI KARL MARKSIN DHE FRIDRIH ENGELSIN, VEPRA SË CILËS TË DY MIQTË I KUSHTUAN JETËN E TYRE U BË ÇËSHTJA E TYRE E PËRBASHKËT... ENGELSI KA QENË I PARI QË THA SE PROLETARIATI NUK ËSHTË VETËM KLASË QË VUAN; SE PIKËRISHT AJO GJENDJE E TURPSHME EKONOMIKE, NË TË CILËN NDODHET PROLETARIATI, E SHTYN ATË NË MËNYRË TË PAPËRMBAJTSHME TË SHKOJË PËRPARA DHE E DETYRON TË LUFTOJË PËR ÇLIRIMIN E TIJ PËRFUNDIMTAR.

V. I. LENIN



Fridrih Engelsi, 1820-1895



**Qyteti Barmen ku lindi Fridrih Engelsi më 28 nëntor 1820**



**Fridrih Engelsi më 1839**



**Shtëpia ku lindi Fridrih Engelsi**

**Letrat e kësaj periudhe dëshmojnë për çlirimin e Engelsit nga ndikimi i fesë dhe forcimi i tij me pikëpamje demokratike e revolucionare**




**Fletorja shkollore e Fridrih Engelsit për lëndën e historisë së lashtë**



**Letër e Fridrih Engelsit drejtuar dy shokëve të tij të shkollës**



**Karikaturë e vitit 1841, ku Fridrih Engelsi ironizon rrethet e hegelianëve të rinj, të cilët luftën serioze politike kundër absolutizmit prusian e zëvendësonin me fraza të zbrazëta**



**Lagje e varfër e Mançesterit.**
**Në këtë qytet Engelsi jetoi me ndërprerje në vitet 1840-1870**




«Prometeu i lidhur». Alegori me rastin e mbyl-ljes së «Gazetës renane»

«Gazeta renane», kryeredaktor i së cilës për një periudhë të shkurtër ka qenë Karl Marksi.

Nën ndikimin e Marksit gazeta mori një karakter të theksuar demokratik e revolucionar. Për këtë më 1 prill 1843 qeveria prusiane e ndaloi botimin e gazetës.

**MARKSI DHE ENGELSI ISHIN MATERIALISTË. DUKE E SHIKUAR BOTËN DHE NJERËZIMIN NË MËNYRË MATERIALISTE, ATA PANË SE ASHTU SI NË BAZË TË TË GJITHA DUKURIVE TË NATYRËS KA SHKAQE MATERIALE, PO ASHTU EDHE ZHVILLIMI I SHOQËRISË NJERËZORE PËRCAKTOHET NGA ZHVILLIMI I FORCAVE MATERIA-LE, PRODHUESE.**

**V.I. LENIN**



Karl Marks, Fridrih Engels. «Ideologjia gjermane», 1845-1846. Faqe nga dorëshkrimi


Die heilige Familie,
oder
Kritik
der
kritischen Kritik.
Gegen Bruno Bauer & Consorten.
Von
Friedrich Engels und Karl Marx.
Frankfurt a. M.
Literarische Anstalt.
1845.

«Familja e shenjtë», 1845. Vepra e parë e përbashkët e Karl Marksit dhe Fridrih Engelsit



Karl Marksi dhe Fridrih Engelsi në vitet 1840

Proletariati evropian mund të thotë se shkenca e tij u krijua nga dy shken-cëtarë dhe luftëtarë, marrëdhëniet e të cilëve ua kalojnë të gjitha gojë-dhënave më prekëse të kohëve të la-shta mbi miqësinë njerëzore.

**V.I. LENIN**



# PROLETARIATI-KLASA E SE ARDHMES



Karl Marksi midis punëtorëve parizianë

Duke jetuar pranë punëtorëve, Karl Marksi dhe Fridrih Engelsi njohën më mirë shoqërinë borgjeze dhe shumë shpejt arritën në përfundimin se për punëtorët nuk ka rrugëdalje tjetër veç socializmit dhe se në socializëm arrihet vetëm nëpërmjet luftës politike të klasës punëtore, revolucionit.

Fridrih Engelsi në lagjet e varfra të Mançesterit



Kryengritjet e endësve të Lionit më 1831 dhe 1834 në Francë dhe e endësve të Silezisë më 1844 në Gjermani ishin dalja e parë e rëndësishme e klasës punëtore në arenën e historisë. Përvoja e këtyre lëvizjeve u studiua dhe u përgjithësua nga Karl Marksi dhe Fridrih Engelsi.



Kryengritja e endësve të Lionit



Kryengritja e endësve të Silezisë

# THEMELUESIT E BOTËKUPTIMIT MATERIALIST SHKENCOR



Karl Marksi



Fridrih Engelsi në vitet 40



Die Lage
der
arbeitenden Klasse
in
England.
Nach eigner Anschauung und authentischen Quellen
von
Friedrich Engels.
Leipzig.
Druck und Verlag von Otto Wigand.
1845.

Fridrih Engels. «Gjendja e klasës punëtore në Angli», 1845.



MISÈRE
DE
LA PHILOSOPHIE.
RÉPONSE A
LA PHILOSOPHIE DE LA MISÈRE
DE M. PROUDHON.
Par Karl Marx.
PARIS. A. FRANK,
BRUXELLES. C. G. VOGLER
1847

Karl Marks. «Mjerimi i filozofisë», 1847

**KY LIBËR KA QENË NJË AKUZË E TMERRSHME PËR KAPITALIZMIN DHE BORGJEZINË. PËRSHTYPJA QË BËRI KY LIBËR KA QENË SHUMË E MADHE. LIBRIN E ENGELSIT FILLUAN TA PËRMENDNIN KUDO SI TABLONË MË TË MIRË MBI GJENDJEN E PROLETARIATIT.**

**V.I. LENIN**



Shënime të Karl Marksit «Teza mbi Fojerbahun», 1855

**Në «Tezat mbi Fojerbahun» Marksi, ndër të tjera, hodhi mendimin gjenial, i cili u bë devizë e revolucionarëve të së ardhmes: «Filozofët vetëm e kanë shpjeguar në mënyra të ndryshme botën, por çështja është që ta shndërrosh atë».**

# PROGRAMI I PARË I KOMUNIZMIT SHKENCOR

**PROLETARË TË TË GJITHA VENDEVE, BASHKOHUNI!**



AI ËSHTË KËNGA E KËNGËVE TË MARKSIZMIT, AI ËSHTË UDHËRRËFYESI I LUFTËS SË PROLETARIATIT, ËSHTË NJË LIBËR XHEPI I DOMOSDOSHËM PËR ÇDO KOMUNIST.

J.V. STALIN



Manifest der Kommunistischen Partei.

Veröffentlicht im Februar 1848.

London.

Karl Marks - Fridrih Engels. «Manifesti i Partisë Komuniste», 1848



Dorëshkrim i faqeve të para të «Manifestit të Partisë Komuniste»



ATA SHKRUAJTËN FAMËMADHIN «MANIFEST TË PARTISË KOMUNISTE», NË TË CILIN ËSHTË PARAQITUR ME NJË QARTËSI E FORCË GJENIALE BOTËKUPTIMI I RI, QË PËRFSHIN TË GJITHA FUSHAT E JETËS, ËSHTË PARAQITUR DIALEKTIKA SI E VETMJA METODË SHKENCORE.

V.I. LENIN






Botime të «Manifestit të Partisë Komuniste» në gjuhë të ndryshme.

**NJË FANTAZMË SILLET NËPËR EVROPË — FANTAZMA E KOMUNIZMIT. TË GJITHA FORCAT E EVROPËS PLAKË JANË BASHKUAR PËR T'I BËRË LUFTËN E SHENJTË KËSAJ FANTAZME.**

**K. MARKS — F. ENGELS**




«Manifesti i Partisë Komuniste» në gjuhën shqipe




I dëbuar nga Franca, Karl Marksi shkon në Bruksel

**KY LIBËR I VOGËL VLEN SA VËLLIME TË TËRA: ME FRYMËN E TIJ JETON DHE VEPRON EDHE SOT E KËSAJ DITE GJITHË PROLETARIATI I ORGANIZUAR DHE LUFTUES NË BOTËN E QYTETËRUAR.**

**V.I. LENIN**

Arrestimi i Karl Marksit në Bruksel, mars 1848



# TEORIA BËN PËR VETE MASAT (REVOLUCIONET E VITEVE 1848-1849)



Në fillim të vitit 1848 shumë vende të Evropës i përfshiu vala e revolucionit. Marksi dhe Engelsi ndiqnin nga afër lëvizjet e shpërthyera



Marksi dhe Engelsi përgjithësojnë mësimet e lëvizjeve revolucionare të viteve 1848-1849

TEORIA BËHET FORCË MATERIALE, KUR AJO BËN PËR VETE MASAT.

K. MARKS

ASHTU SIÇ GJEN FILOZOFIA TE PROLETARIATI ARMËN E VET MATERIALE, ASHTU PROLETARIATI GJEN TE FILOZOFIA ARMËN E VET SHPIRTËRORE.

K. MARKS





NE I JAPIM BOTËS PARULLËN E VËRTETË TË LUFTËS.

K. MARKS



Die Revolution,

Eine Zeitschrift in zwanglosen Heften

J. Weydemeyer.

Der 18te Brumaire des Louis Napoleon

Karl Marx.



REVOLUTION AND COUNTER-REVOLUTION

GERMANY IN 1848

KARL MARX

LONDON: GEORGE ALLEN & UNWIN LTD.

RUSKIN HOUSE 40 MUSEUM STREET, W.C.

NEW YORK: CHARLES SCRIBNER'S SONS

Në një varg veprash, si te «Lufta e klasave në Francë prej vitit 1848 deri në vitin 1850», «18 Brymeri i Lui Bonapartit» (Marks), «Revolucioni e kundërrevolucioni në Gjermani» (Engels) etj. përgjithësohet përvoja e revolucioneve të viteve 1848-1849.

# THEMELUES DHE ORGANIZATORË TË PARTISË PARAROJË TË PROLETARIATIT



Statuten des Bundes der Kommunisten.

Proletarier aller Länder vereinigt Euch!

Abschnitt I. Der Bund.

Art. 1. Der Zweck des Bundes ist der Sturz der Bourgeoisie, die Herrschaft des Proletariats, die Aufhebung der alten, auf Klassengegensätzen beruhenden bürgerlichen Gesellschaft und die Gründung einer neuen Gesellschaft ohne Klassen und ohne Privateigenthum.

Art. 2. Die Bedingungen der Mitgliedschaft sind

A) diesem Zweck entsprechende Lebensweise und Wirksamkeit;
B) revolutionaire Energie und Eifer der Propaganda;
C) Bekennung des Kommunismus;
D) Enthaltung der Theilnahme an jeder antikommunistischen, politischen oder nationalen Gesellschaft und Anzeige der Theilnahme an irgend welcher Gesellschaft bei der vorgesetzten Behörde;
E) Unterwerfung unter die Beschlüsse des Bundes;
F) Verschwiegenheit über das Bestehen aller Angelegenheiten des Bundes;
G) einstimmige Aufnahme in eine Gemeinde.

Wer diesen Bedingungen nicht mehr entspricht, wird ausgeschlossen. (Siehe Abschnitt VIII.)

Art. 3. Alle Mitglieder sind gleich und Brüder und als solche sich Hülfe in jeder Lage schuldig.

Art. 4. Die Mitglieder führen Bundesnamen.

Art. 5. Der Bund ist organisirt in Gemeinden, Kreisen, leitenden Kreisen, Centralbehörde und Kongresse.

Statuti i Lidhjes së Komunistëve, përpunuar nga Karl Marksi dhe Fridrih Engelsi.

Qëllimi i Lidhjes është: përmbysja e borgjezisë, marrja e pushtetit nga proletariati, zhdukja e shoqërisë së vjetër të ngritur mbi antagonizmin klasor të shoqërisë borgjeze dhe ndërtimi i shoqërisë së re, pa klasa dhe pronë private.

*(Statuti i Lidhjes së Komunistëve)*



Probeblatt.

Kommunistische Zeitschrift.

Nr. 1. London, im September 1847.

Einleitung.

Forderungen der Kommunistischen Partei in Deutschland.

«Revista komuniste», 1847, organ i Lidhjes së Komunistëve

Në këtë organ Marksi dhe Engelsi për herë të parë shkruan parullën e famshme «Proletarë të të gjitha vendeve, bashkohuni!».



**LE TË DRIDHEN KLASAT SUNDUESE PËRPARA REVOLUCIONIT KOMUNIST. PROLETARËT S'KANË Ç'TË HUMBASIN NË TË VEÇ PRANGAVE TË TYRE. ATA KANË PËR TË FITUAR GJITHË BOTËN.**

**K. MARKS — F. ENGELS**



**MARKSI SI SHKAK TË MOSSUKSESIT TË REVOLUCIONIT TË VITIT 1848 PËRMENDTE FAKTIN SE BORGJEZIA PARAPËLQEU PAQEN ME SKLLAVËRINË QOFTË EDHE VETËM PËRPARA PERSPEKTIVËS SË LUFTËS PËR LIRI.**

**V.I. LENIN**



Procesi i Këlnit kundër komunistëve, i kurdisur nga qeveria prusiane

**KOMUNISTËT LUFTOJNË NË EMËR TË QËLLIMEVE DHE TË INTERESAVE IMEDIATE TË KLASËS PUNËTORE, POR NË TË NJËJTËN KOHË ATA MBROJNË EDHE TË ARDHMEN E LËVIZJES.**

**K. MARKS - F. ENGELS**

Duke ndjekur hap pas hapi luftën heroike të proletariatit në revolucionet e viteve 1848-1849, Marksi dhe Engelsi një rëndësi të madhe i kushtuan armatosjes së proletariatit dhe të partisë së tij pararojë me ideologjinë e socializmit shkencor.





Fridrih Engelsi në barrikadat e proletarëve



Enthüllungen

über den

Kommunisten-Prozeß

zu Köln.

Basel,

Buchdruckerei von Chr. Krüsi.

«Zbulime për procesin e Këlnit kundër komunistëve», vepër e Karl Marksit në mbrojtje të lëvizjes komuniste

# THEMELUESIT E SHTYPIT TË RI REVOLUCIONAR


Neue Rheinische Zeitung.
Probeblatt. Organ der Demokratie.
Köln, Donnerstag, 1. Juni 1848.

Numri i parë i «Gazetës së re renane», themeluar dhe drejtuar nga Karl Marksi e Fridrih Engelsi, qershor 1848 — maj 1849

Duke e vlerësuar lart këtë gazetë, V. I. Lenini e ka quajtur «organi më i mirë e më i përsosur i proletariatit revolucionar»

ASNJË PREJ GAZETARËVE GJERMANË, SI MË PARË, ASHTU EDHE MË PAS, NUK PATI NJË FUQI DHE NDIKIM TË TILLË, NUK MUNDI T'I ELEKTRIZONTE MASAT E PROLETARËVE SA «GAZETA E RE RENANE». DHE KJO I KUSHTOHET, NË RADHË TË PARË, MARKSIT.

F. ENGELS



Marksi dhe Engelsi në redaksinë e gazetës


Neue Rheinische Zeitung.
Organ der Demokratie.

Deutschland.

• Köln, 4. August. Nach Beschluß des Demokratischen Congresses zu Frankfurt, welcher Köln zum Vorort für die preußische Rheinprovinz bestim..., und die dortigen Demokratischen Vereine beauftragt hat, einen Kreiscongreß zur Organisation der demokratischen Partei in der Provinz zusammen zu berufen, ladet der Centralausschuß der hiesigen Vereine alle in der Rheinprovinz bestehenden Vereine mit demokratischer Tendenz ein, Abgeordnete zu diesem Congresse zu ernennen, welcher Sonntag den 13. August hier stattfinden wird. Die Deputirten haben sich zu melden im obern Saale des Stollwerk'schen Lokals.

Der Centralausschuß der 3 demokratischen Vereine in Köln.
Schneider II. Marx (Für die demokratische Gesellschaft). Moll. Schapper. (Für den Arbeiterverein). Becker. Schützendorf. (Für den Verein für Arbeiter und Arbeitgeber).

In einem Augenblick, wo unter der Firma von wandelnden „konstitutionellen" Congressen die Reaktion ihre Kräfte im ganzen Staate mustert und zusammenzieht, braucht den Demokraten die Nothwendigkeit eines energischen Entgegenwirkens nicht ausführlicher entwickelt zu werden. Sie haben blos von denselben Freiheiten Gebrauch zu machen, deren sich der Verein „Mit Gott für König und Vaterland" und seine Zweigvereine erfreuen.

Reaksioni prusian në maj 1849 e ndaloi botimin e gazetës. Numrin e saj të fundit Marksi dhe Engelsi e shtypën me shkronja të kuqe. Ndër të tjera ata u drejtoheshin punëtorëve me këto fjalë: «Redaktorët e «Gazetës së re renane», duke u ndarë me ju, ju falënderojnë për simpatinë që ju u keni shprehur. Fjala e tyre e fundit, kudo e kurdoherë, do të jetë: çlirimi i klasës punëtore».



Letërkëmbimi i Marksit me Engelsin

Në vitet 1850—1860 Marksi dhe Engelsi u detyruan të qëndronin larg njëri-tjetrit, Marksi në Londër, Engelsi në Mançester. Miqësia dhe bashkëpunimi i tyre, edhe kështu, u bë më i ngushtë e luftarak. Letërkëmbimi i tyre në këtë periudhë dëshmon për veprimtarinë e gjithanshme të të dy korifejve të shkencës në dobi të çështjes së proletariatit.



Die Presse.

Karl Marks. «Lufta Civile në Shtetet e Bashkuara», 1861

«Statuti i Lidhjes së Përgjithshme të Punëtorëve Gjermanë», maj 1863



Statut
des
Deutschen Arbeiter-Vereins.

In den Arbeiterversammlungen zu Leipzig, Hamburg, Düsseldorf, Solingen, Köln ist beschlossen worden, einen Allgemeinen Deutschen Arbeiterverein zu gründen und zwar den Grundsätzen gemäß, welche F. Lassalle in seinem an uns gerichteten „Antwortschreiben" ausgesprochen hat. Wir legen hiermit den Statutenentwurf zu diesem Verein vor, und bitten, denselben der Berathung in Arbeiterversammlungen zu unterziehen. Wir werden dann in den nächsten Wochen eine Versammlung Deutscher Arbeiter nach Leipzig einberufen, um von dieser die Statuten festsetzen und den Vorstand des Vereins wählen zu lassen.

Leipzig, den 23. April 1863.

Für das Comité zur Gründung eines Allgemeinen Deutschen Arbeiter-Vereins

J. Vahlteich　　Otto Dammer

§. 1.

Unter dem Namen

Deutscher Arbeiter-Verein

begründen die Unterzeichneten für das deutsche Bundesgebiet und die Provinzen Ost- und Westpreußen einen Verein, welcher, von der Ueberzeugung ausgehend, daß nur durch das Allgemeine Wahlrecht der deutsche Arbeiterstand eine genügende Vertretung seiner Interesse in den gesetzgebenden Körpern Deutschlands erlangen kann, den Zweck verfolgt:
auf friedlichem und legalem Wege, insbesondere durch das Gewinnen der öffentlichen Ueberzeugung für die Herstellung des Allgemeinen Wahlrechts zu wirken.

§. 2.

Jeder Deutsche Arbeiter wird durch einfache Beitrittserklärung Mitglied des Vereins mit vollem gleichem Stimmrecht und kann jederzeit austreten. Ueber die Frage, wenn dies streitig werden sollte, ob ein Eintretender ein Arbeiter im Sinne des Vereins sei, entscheidet lediglich der Vorstand.

Karl Marks, 1861



Fridrih Engels, 1860



Marksi dhe Engelsi në lagjet punëtore të Londrës



# «KAPITALI», VEPRA MADHOBE E MABKSIZËM-LENINIZMIT


Das Kapital.

Kritik der politischen Oekonomie.

Von

Karl Marx.

Erster Band.

Buch I: Der Produktionsprocess des Kapitals.

Das Recht der Uebersetzung wird vorbehalten.

Hamburg

Verlag von Otto Meissner.

1867.

New-York: L. W. Schmidt. 24 Barclay-Street.

Karl Marks. «Kapitali». Botim i parë, 1867.

NJË MODEL I PRANUAR PREJ TË GJITHËVE DHE I PAARRITUR PREJ ASKUJT.

V.I. LENIN

QYSH NGA KOHA KUR NË BOTË ERDHËN KAPITALISTËT DHE PUNËTORËT, NUK KA DALË ASNJË LIBËR QË TË KETË PASUR NJË RËNDËSI TË TILLË PËR PUNËTORËT SI «KAPITALI».

F. ENGELS

«KAPITALI» I MARKSIT PËR PROLETARIATIN BOTËROR ËSHTË FENERI QË I TREGON SHKENCËRISHT SE NË Ç'MËNYRË DHE NË C'FORMA E SHFRYTËZON ATË BORGJEZIA.

ENVER HOXHA





Karl Marksi në sallën e Muzeut Britanik në Londër



Faqe dorëshkrimi nga «Kapitali»



Salla e leximit e Muzeut Britanik në Londër ku Karl Marksi punoi për «Kapitalin»

**MONOPOLI I KAPITALIT KTHEHET NË PRANGA PËR VETË ATË MËNYRË PRODHIMI, E CILA U RRIT NË GJIRIN E TIJ. CENTRALIZIMI I MJETEVE TË PRODHIMIT DHE SHOQËRIZIMI I PUNËS ARRIJNË ATË PIKË, KUR BËHEN TË PAPAJTUESHME ME LËVOZHGËN E TYRE KAPITALISTE. AJO PËLCET. BIE ORA E FUNDIT E PRONËS KAPITALISTE PRIVATE. SHPRONËSUESIT SHPRONËSOHEN.**

**K. MARKS — «KAPITALI»**

**QYSH NGA KOHA E DALJES SË «KAPITALIT» KUPTIMI MATERIALIST I HISTORISË NUK ËSHTË MË HIPOTEZË, POR TEZË E ARGUMENTUAR SHKENCËRISHT.**

**V.I. LENIN**



Zur Kritik
der
Politischen Oekonomie
von
Karl Marx.
Erstes Heft.
Berlin.
Verlag von Franz Duncker.
1859.

Karl Marks. «Rreth kritikës së ekonamisë politike», 1859




**Botime të «Kapitalit» në gjuhe të ndryshme**









**Fridrih Engelsi më 1891**

**Partia e Punës e Shqipërisë krahas thesarit të madh të marksizëm-leninizmit, prej kohësh ka vënë në duart e komunistëve e të masave edhe veprën gjeniale të Marksit, «Kapitalin»**

**Pas vdekjes së Karl Marksit, miku dhe bashkëluftëtari i tij Fridrih Engelsi përgatiti për botim vëllimin II e III të «Kapitalit». Lenini e vlerëson lart këtë punë monumentale, kur thotë se «këto dy vëllime të «Kapitalit» janë vepër e të dyve: e Marksit dhe e Engelsit».**



# THEMELUES DHE UDHËHEQËS TË INTERNACIONALES KOMUNISTE (1864-1872)

ÇLIRIMI I KLASËS PUNËTORE DUHET TË JETË VEPËR E VETË KLASËS PUNËTORE

K. MARKS

MARKSI DHE ENGELSI KRIJUAN SHKENCËN PROLETARE TË REVOLUCIONIT E TË SOCIALIZMIT SHKENCOR. ATA KISHIN THEMELUAR SHOQATËN NDËRKOMBËTARE TË PUNËTORËVE, QË NJIHET ME EMRIN INTERNACIONALJA E PARË. PARIMET THEMELORE TË KËSAJ ORGANIZATE TË PARË NDËRKOMBËTARE TË PUNËTORËVE I PËRMBANTE MANIFESTI I SAJ KUSHTETUES, I CILI PËRCAKTOI RRUGËN E PROLETARIATIT DREJT ZHDUKJES SË PRONËS PRIVATE MBI MJETET E PRODHIMIT, KRIJIMIN E PARTISË SË PROLETARIATIT PËR TË MARRË NË DORË PUSHTETIN NË RRUGË REVOLUCIONARE...

ENVER HOXHA



Farkëtarët e së ardhmes.



Delegatët e Kongresit të Gjenevës të Internacionales Komuniste, 1866





K. Marks. «Manifesti Kushtetues» dhe «Statuti i përkohshëm i Shoqatës Ndërkombëtare të Punëtorëve», 1864



ADDRESS

AND

PROVISIONAL RULES

OF THE

WORKING MEN'S

INTERNATIONAL ASSOCIATION,

ESTABLISHED SEPTEMBER 28, 1864,

AT A PUBLIC MEETING HELD AT ST. MARTIN'S HALL, LONG ACRE, LONDON.

PRICE ONE PENNY.

PRINTED AT THE "BEE-HIVE" NEWSPAPER OFFICE, 10, BOLT COURT, FLEET STREET.



Delegatët e Kongresit të Bazelit të Internacionales, 1869

**INTERNACIONALJA E PARË (1864—1872) HODHI THEMELET E ORGANIZATAVE NDËRKOMBËTARE TË PUNËTORËVE, DUKE I PËRGATITUR ATA PËR SULMIN REVOLUCIONAR MBI KAPITALIN.**

**V.I. LENIN**


INTERN[L] WORKING MEN'S ASSOC[N] № 3017 ASSOCIATION INTERN[LE] DES OUVRIERS
INTERN[L] ARBEITER ASSOC[N] ASSOC[NE] INTERN[LE] OPERAJ
MEMBERS ANNUAL SUBSCRIPTION CARD.
was admitted a Member on
the First day of January 186 . and paid as his Annual Subscription
£
Geo Odger President of Central Council
G. W. Wheeler Honorary Treasurer
E. Dupont Corresponding Secretary for France
Karl Marx Germany
Italy
Emile Holtorp Poland
H. Jung Switzerland
W R Cremer Honorary General Secretary


Mandat i Karl Marksit si anëtar i Internacionales Komuniste

**MARKSI ISHTE PARA SË GJITHASH NJË REVOLUCIONAR... LUFTA ISHTE PASIONI I TIJ. DHE AI LUFTONTE ME AQ ZJARR. ME AQ KËMBËNGULJE, ME AQ SUKSES, SAQË JANË TË PAKTË ATA QË KANË LUFTUAR SI AI...**

**F. ENGELS**


INTERNATIONAL
Working Men's Association
INTERN[L] ARBEITER ASSOC[N] ASSOCIATION INTERN[LE] DES OUVRIERS ASSOC[NE] INTERN[LE] OPERAJ
CARD OF MEMBERSHIP
This is to Certify that Frederick Engels was admitt...
a Member of the above Association 18
and paid as his Annual Subscription
R. Shaw Corresponding Secretary for America
... for Sec. for Belgium Jules Johannard Italy
Eugene Dupont France Anthony Zabicki Poland
Karl Marx Germany H. Jung Switzerland
... Treasurer J. George Eccarius ...

Karta e anëtarësisë e Fridrih Engelsit në Shoqatën Ndërkombëtare të Punëtorëve




L'ALLIANCE
DE LA
DÉMOCRATIE SOCIALISTE
ET
L'ASSOCIATION INTERNATIONALE
DES TRAVAILLEURS.
RAPPORT ET DOCUMENTS PUBLIÉS PAR ORDRE DU
CONGRÈS INTERNATIONAL DE LA HAYE
LONDRES:
A. DARSON, SUCCESSEUR DE FOUCAULT,
46, RATHBONE PLACE, OXFORD ST.
HAMBOURG:
EN VENTE CHEZ OTTO MEISSNER.
1873.

Karl Marks — Fridrih Engels. «Aleanca e demokracisë socialiste dhe e Shoqatës Ndërkombëtare të Punëtorëve», 1873



**MARKSI DHE ENGELSI DHANË TEZAT THEMELORE MBI PARTINË, SI REPART PARAROJË I PROLETARIATIT, PA TË CILËN (PA PARTINË) PROLETARIATI NUK MUND TA ARRIJË ÇLIRIMIN E TIJ.**

**J.V. STALIN**



L'INTERNATIONALE

ORGANE DES SECTIONS BELGES

DE L'ASSOCIATION INTERNATIONALE DES TRAVAILLEURS.

LA GUERRE CIVILE EN FRANCE.

Adresse du Conseil général de l'Association internationale des Travailleurs.

**Letër e Karl Marksit dhe e Fridrih Engelsit drejtuar Komitetit të Përgjithshëm të Shoqatës Ndërkombëtare të Punëtorëve, në vigjilje të ngjarjeve revolucionare të vitit 1871 në Francë**



# KOMUNARËT QË SULMUAN QIEJT



Lëvizja e klasës punëtore në fund të viteve 60’ të shekullit të kaluar po shpërthente përsëri

KOMUNA E PARISIT PËRBËN NJË PËRVOJË HISTORIKE ME RËNDËSI KOLOSALE..., NJË HAP PRAKTIK MË ME RËNDËSI SE QINDRA PROGRAME DHE ARSYETIME.

V.I. LENIN

KOMUNA ËSHTË ORVATJA E PARË E REVOLUCIONIT PROLETAR PËR TA SHKATËRRUAR MAKINËN SHTETËRORE BORGJEZE DHE FORMA POLITIKE «QË U ZBULUA MË NË FUND», ME TË CILËN MUND DHE DUHET TË ZËVENDËSOHET AJO QË ËSHTË E SHKATËRRUAR.

V.L. LENIN





Dhunës dhe reaksionit proletarët e Parisit iu përgjigjën me barrikada, Mars 1871



Triumfi i Komunës së Parisit, 28 mars 1871



RÉPUBLIQUE FRANÇAISE

COMMUNE DE PARIS

Citoyens,

Votre Commune est constituée.

Citoyens,

LA COMMUNE DE PARIS

Deklarata e parë e Komunës së Parisit, 29 mars 1871



**Në mbrojtje të Komunës. Beteja ne Pier Lashez, qershor 1871**

**«Internacionale do të jetë bota e re... »**



**PARISI I PUNËTORËVE ME KOMUNËN E TIJ DO TË NDEROHET PËR JETË SI PARALAJMËTARI I LAVDISHËM I SHOQËRISË SË RE.**

**K. MARKS**

**KOMUNA E PARISIT NUK FITOI, AJO U SHTYP, POR I DHA PROLETARIATIT BOTËROR NJË SHEMBULL TË MADH... AJO PËRGATITI PROLETARIATIN E TË GJITHA VENDEVE PËR REVOLUCIONIN BOTËROR DHE DHA NJË MËSIM TË MADH SE Ç'KUSHTE NEVOJITEN QË TË ARRIHET FITORJA.**

**ENVER HOXHA**



**Pushkatimi i komunarëve të Parisit.**



CIVIL WAR IN FRANCE.

ADDRESS

THE GENERAL COUNCIL

INTERNATIONAL WORKING-MEN'S ASSOCIATION.

**Karl Marks, «Lufta Civile në France». Thirrje e Këshillit të Përgjithshëm të Shoqatës Ndërkombëtare të Punëtorëve, maj 1871**

**Mësimet e Komunës së Parisit, modeli i parë për:**

- ***Përmbysjen e borgjezisë me revolucion me dhunë***
- ***Vendosjen e diktaturës së proletariatit***
- ***Ndërtimin e socializmit***

# LUFTËTARË TË MËDHENJ KUNDËR OPORTUNIZMIT



Kari Marks, 1875



Fridrih Engels, 1877

Gjithë vepra kolosale e Marksit dhe e Engelsit përshkohet fund e krye nga materializmi dialektik e historik. Ata mbrojtën dhe zhvilluan me vendosmëri ideologjinë legjitime të proletariatit, zhvilluan një luftë të ashpër e të pandërprerë kundër gjithë rrymave dhe sekteve antishkencore në fushën e filozofisë, të ekonomisë politike e të socializmit shkencor. Atyre u takon merita se zbuluan dhe goditën që në embrion shfaqjet e oportunizmit që përpiqej të mashtronte lëvizjen punëtore.

NDËRMJET SHOQËRISË KAPITALISTE DHE ASAJ KOMUNISTE NDODHET PERIUDHA E SHNDËRRIMIT REVOLUCIONAR TË SHOQËRISË SË PARË NË TË DYTËN. KËSAJ PERIUDHE I PËRGJIGJET EDHE PERIUDHA KALIMTARE POLITIKE DHE SHTETI I KËSAJ PERIUDHE NUK MUND TË JETË TJETËR VEÇSE DIKTATURË REVOLUCIONARE E PROLETARIATIT.

K. MARKS

Karl Marks. «Kritika e programit të Gotës», 1875. Vepër gjeniale, ku zhvillohen më tej idetë e komunizmit shkencor dhe goditet me ashpërsi oportunizmi.



Vorwärts

Central-Organ der Sozialdemokratie Deutschlands.

Fridrih Engels. «Anti-Dyring», 1877. Në këtë vepër në mënyrë të shkëlqyer mbrohen dhe zbërthehen problemet të mëdha të filozofisë, të shkencave të natyrës e të shoqërisë.



Die Neue Zeit.

IX. Jahrgang, 1. Band.

Zur Kritik des sozialdemokratischen Parteiprogramms.



IDENË THEMELORE TË DIKTATURËS SË PROLETARIATIT, SI SUNDIM POLITIK I PROLETARIATIT DHE SI METODË PËR PËRMBYSJEN E PUSHTETIT TË KAPITALIT ME ANË TË DHUNËS, E DHANË MARKSI DHE ENGELSI...

LENINI... E ZBËRTHEU FORMULËN E DIKTATURËS SË PROLETARIATIT NËN PRIZMIN E PROBLEMIT TË ALEATËVE TË PROLETARIATIT, DUKE E PËRKUFIZUAR DIKTATURËN E PROLETARIATIT SI NJË FORMË TË VEÇANTË ALEANCE KLASE TË PROLETARIATIT, QË ËSHTË UDHËHEQËSI, ME MASAT E SHFRYTËZUARA TË KLASAVE JOPROLETARE (TË FSHATARËSISË ETJ. ), TË CILAT JANË ATO QË UDHËHIQEN...

J.V. STALIN










Letërkëmbimi i Marksit me Engelsin është një shembull i shkëlqyer i marrëdhënieve ndërmjet njerëzve. Siç thotë Lenini, edhe kur rrethanat i detyruan të jetonin larg njëri-tjetrit, «kjo nuk i pengoi të ishin në një lidhje të ngushtë shpirtërore: ata këmbenin letra pothuajse çdo ditë».

Që prej ditës kur fati bashkoi Karl Marksin dhe Fridrih Engelsin, — thotë Lenini, — vepra së cilës të dy miqtë i kushtuan jetën e tyre, u bë çështja e tyre e përbashkët... Engelsi gjithnjë dhe në përgjithësi, me plot të drejtë, e vinte veten pas Marksit... Dashuria e tij për Marksin, kur ai ishte gjallë, dhe nderimi i thellë për kujtimin e tij, kur Marksi vdiq, ishin të pakufishëm.



Karl Marksi dhe miku i tij Fridrih Engelsi

Karl Marksi, Fridrih Engelsi dhe vajzat e Marksit







**Karl Marks, 1881**

**Zheni Marks (vdiq më 1881)**

**Puna kolosale rreth 50-vjeçare, ndjekjet e njëpasnjëshme nga reaksioni, gjendja e keqe ekonomike në familje, mërgimet e detyruara e të shpeshta, sëmundjet, vdekja e disa prej fëmijëve..., e shkatërruan shëndetin e gjeniut të proletariatit. Më 1881 vdiq shoqja dhe bashkëluftëtarja e tij e ngushtë, Zheni. E megjithatë, Marksi vazhdoi të mbetej Marks. Puna në dobi të çështjes së madhe të proletariatit ishte pasioni i tij gjer në rrahjet e fundit të pulsit.**

**Fëmijët:**



**Zheni**



**Laura**



**Eleonora**



**Edgari**



**Karl Marksi dhe njëra nga vajzat, Zheni**



Karl Marksi në vitet e fundit të jetës

**MË 14 MARS 1883 PUSHOI SË MENDUARI MENDIMTARI MË I MADH I KOHËVE TONA... PËR PROLETARIATIN LUFTUES TË EVROPËS DHE TË AMERIKËS, PËR SHKENCËN E HISTORINË, VDEKJA E KËTIJ NJERIU ËSHTË NJË HUMBJE TEPËR E MADHE. AI VDIQ I NDERUAR, I DASHUR DHE I VAJTUAR NGA MILIONA SHOKË LUFTE, REVOLUCIONARË NË GJITHË EVROPËN DHE AMERIKËN, QË NGA MINIERAT E SIBERISË DERI NË KALIFORNI. DHE MUND TË THEM PA FRIKË: AI MUND TË KETË PASUR SHUMË KUNDËRSHTARË, POR NUK KA PASUR ASNJË ARMIK. EMRI DHE VEPRA E TIJ DO TË RROJNË NË SHEKUJ.**

**F. ENGELS**



Medalioni, një tufë flokësh dhe disa sende të tjera vetjake të Karl Marksit



Varri i Karl Marksit në Hajgejt të Londrës



Fridrih Engelsi në kabinetin e punës

**PAS VDEKJES SË MARKSIT ENGELSI VAZHDOI VETËM TË ISHTE KËSHILLTAR DHE UDHËHEQËS I SOCIALISTËVE EVROPIANË. ATIJ I DREJTOHESHIN PËR TË KËRKUAR KËSHILLA DHE UDHËZIME QOFTË SOCIALISTË GJERMANË,... QOFTË PËRFAQËSUESIT E VENDEVE TË PRAPAMBETURA..., TË CILËT ISHIN TË DETYRUAR T'I MENDONIN E T'I MATNIN MIRË HAPAT E TYRE TË PARË. TË GJITHË ATA PËRFITONIN NGA THESARI I PASUR I DIJEVE DHE I PËRVOJËS SË ENGELSIT.**

**V.I. LENIN**



Fridrih Engelsi midis një grupi socialistësh gjermanë; 1893



Fridrih Engelsi më 1893




Disa nga veprat e fundit të Fridrih Engelsit



Një ndër letrat e fundit të Engelsit drejtuar vajzës së Marksit, Laurës



**Engelsi në vitin 1894**

**NË QOFTË SE UNË MUNDA TË BËJ DIÇKA PËR LËVIZJEN GJATË 50 VJETËVE, NË RRJEDHËN E TË CILËVE MORA PJESË, PËR KËTË UNË NUK KËRKOJ KURRFARË DEKORATE. DEKORATA IME MË E MIRË JENI JU! SHOKËT TANË JANË KUDO: NË BURGJET E SIBERISË, NË MINIERAT E ARIT NË KALIFORNI, GJER NË AUSTRALI. NE JEMI FUQIA E MADHE,... FUQIA PREJ SË CILËS VARET SHUMË MË TEPËR SE PREJ GJITHË FUQIVE TË TJERA TË MËDHA. JA PËRSE UNË KRENOHEM.**

**F. ENGELS**



**Lizi Bërns, bashkëshortja e Engelsit**





**Piruni dhe thika e Fridrih Engelsit**

**Istborn. Këtu u hodh në det urna me hirin e Fridrih Engelsit në gusht 1895**



MARKSIZMI ËSHTË SISTEMI I PIKËPAMJEVE DHE I DOKTRINËS SË MARKSIT... MARKSI DHE ENGELSI KANË QENË TË PARËT QË TREGUAN SE KLASA PUNËTORE ME KËRKESAT E SAJ ËSHTË PJELLË E DOMOSDOSHME E RENDIT EKONOMIK TË SOTËM, I CILI BASHKË ME BORGJEZINË, NË MËNYRË TË PASHMANGSHME, KRIJON DHE ORGANIZON PROLETARIATIN; ATA TREGUAN SE NGA MJERIMET QË E MUNDOJNË SOT NJERËZIMIN, NUK DO TA SHPËTOJNË ORVATJET DASHAMIRËSE TË INDIVIDËVE TË VEÇANTË FISNIKË, POR LUFTA E KLASËS E PROLETARIATIT TË ORGANIZUAR...

V.I. LENIN






# EMRI DHE VEPRA E KARL MARKSIT DHE E FRIDRIH ENGELSIT NË SHQIPËRI



Pamje nga salla ku zhvilloi punimet Konferenca I e Vendit e PKSH. Mars 1943.

**TË VËRTETAT E MARKSIT JANË TË THJESHTA DHE TË KUPTUESHME PËR TË GJITHË, JANË AQ TË KUPTUESHME DHE TË THJESHTA PËR TË GJITHË, SAQË KOMUNISTËT DHE PUNONJËSIT TANË FRYMËZOHEN, UDHËHIQEN DHE I ZBATOJNË ATO ME SUKSES NË JETË. MARKSI KA LUFTUAR, KA PUNUAR, KA MENDUAR PËR NE.**

**ENVER HOXHA**







Vepra gjeniale e Marksit dhe e Engelsit, e përkthyer në gjuhën shqipe nën kujdesin e Partisë së Punës të Shqipërisë — pronë e komunistëve dhe e masave

Dy nga hidrocentralet e para të ndërtuara në Shqipëri pas Çlirimit mbajnë emrat: «Karl Marks» dhe «Fridrih Engels»



# EMRI DHE VEPRA E KARL MARKSIT DO TË RROJNË NE SHEKUJ




**Presidiumi i Konferencës Përkujtimore kushtuar 100-vjetorit të vdekjes së Karl Marksit.** *Tiranë, 14 mars 1983*




**Shoku Enver Hoxha në presidiumin e Konferencës Përkujtimore.** *14 mars 1983*




**Në çelje të Sesionit Shkencor kushtuar 100-vjetorit të vdekjes së Karl Marksit**
*Tiranë, 10 mars 1983*

**PROLETARIATI BOTËROR, NE, MARKSISTË-LENINISTËT, DUHET T'I KTHEHEMI DHE TË STUDIOJMË DOKTRINËN E MARKSIT DHE TË ENGELSIT, STRATEGJINË DHE TAKTIKAT E TYRE TË LUFTËS DHE TË FITORES. MARKSI DHE ENGELSI NUK RROJNË MË, POR RRON DHE DUHET TË NA UDHËHEQË DOKTRINA E TYRE. ATA JANË UDHËHEQËSIT TANË TË PAZËVENDËSUESHËM.**

**ENVER HOXHA**

LENINI DHE STALINI JANË DY EMRA TË TË NJËJTIT SIMBOL. LENINI DHE STALINI JANË DY KOLOSË TË PATHYESHËM PËRPARA TË CILËVE NUK KA FORCË KUNDËRSHTARE QË TË REZISTOJË, TË CILËT KANË NJË MENDIM DHE NJË VULLNET TË PËRBASHKËT: LUFTËN E PANDËRPRERË DHE TË PAMËSHIRSHME KUNDËR TË GJITHË ARMIQVE TË PROLETARIATIT E TË POPUJVE DHE FITOREN E SOCIALIZMIT E TË KOMUNIZMIT...

**ENVER HOXHA**





**V.I. LENINI dhe J.V. STALINI, kapedanët e mëdhenj të revolucionit...**

**ENVER HOXHA**



DUKE ZBATUAR TEORINË MARKSISTE DHE DUKE E ZHVILLUAR ATË MË TEJ, LENINI U DHA PROLETARIATIT DHE PARAROJËS SË TIJ, PARTISË MARKSISTE-LENINISTE, NJË TEORI TË PASUR SHKENCORE PËR KUSHTET E IMPERIALIZMIT DHE TË REVOLUCIONEVE PROLETARE. LENINI E ZHVILLOI MARKSIZMIN JO VETËM NË TEORI, POR EDHE NË PRAKTIKË. AI, DUKE ZBATUAR DOKTRINËN E KARL MARKSIT, E UDHËHOQI REVOLUCIONIN BOLSHEVIK DHE E ÇOI ATË NË FITORE.

ENVER HOXHA

# FËMIJËRIA DHE RINIA E V. I. LENINIT



**Simbirsk. Shtëpia ku lindi dhe kaloi vitet e para të fëmijërisë e të rinisë V. I. Lenini**

**V.I. Lenini në moshën 4-vjeçare**



**Familja e Uljanovëv, 1879**





**Lenini duke lexuar**

**Dëftesa e pjekurisë dhe medalja e arit që fitoi V.I. Lenini kur mbaroi gjimnazin**



# NË RRUGËN E REVOLUCIONARIT



Lenini nxënës në gjimnazin e Simbirskut, 1887





V. I. Lenini në vitet 1890-1891




Vepra të Karl Marksit e Fridrih Engelsit që Lenini i lexonte ilegalisht në universitet

V. I. Lenini në një rreth marksist në Samarë



Në vitin 1887 vëllai i madh i V.I. Leninit, Aleksandri, u kap dhe u ekzekutua nga regjimi carist për arsye se mori pjesë në një përpjekje për vrasjen e car Aleksandrit III. V.I. Lenini i ri, që tashmë ishte afruar me rrethet marksiste, duke qetësuar nënën i tha: «Ne do të luftojmë ndryshe».



Lenini në vitin 1897



V. I. Lenini në mes të punëtorëve të ofiçinave të hekurudhave në Samarë



V. I. Lenini në krye të një grupi drejtuesish të Shoqatës së Luftës për Çlirimin e Klasës Punëtore. Peterburg. 1897

**VETËM PROLETARIATI ËSHTË NË GJENDJE TË MARRË PUSHTETIN ME DUART E VETA**

**V.I. LENIN**







Faksimile veprash të V.I. Leninit të periudhës 1890-1899




Në jetën e udhëheqësit nis periudha e ndjekjeve dhe e arrestimeve nga regjimi carist



Në një mbledhje ilegalësh, (1902)



Edhe në internim Lenini krijonte mundësinë për të përvetësuar teorinë marksiste




Qelia ku u burgos V.I. Lenini më 1901

Ndonëse ndiqej, internohej, burgosej e persekutohej nga regjimi carist, V. I. Lenini për asnjë çast nuk u shkëput nga veprimtaria revolueionare. Merrte pjesë vazhdimisht në mbledhje ilegale revolucionarësh, fliste për domosdoshmërinë e një udhëheqjeje të vërtetë proletare, demaskonte pikëpamjet e oportunistëve, punonte gjithë vrull për përgatitjen e gjithanshme teorike. Në veprim e sipër V. I. Lenini po dallohej si udhëheqës i vërtetë i proletariatit.

# THEMELUES DHE UDHËHEQËS I PARTISË SË TIPIT TË RI, PARTISË BOLSHEVIKE



V.I. Lenini më 1900

Lufta titanike e V. I. Leninit për krijimin dhe konsolidimin e partisë së tipit të ri që të hidhte poshtë çdo pikëpamje e çdo lidhje me partitë reformiste të Internacionales së Dytë tradhtare, u pasqyrua, ndër të tjera, në dy vepra madhore: «Ç’të bëjmë? » (1902) dhe «Një hap përpara, dy hapa prapa» (1904). Duke u mbështetur në mësimet e Marksit e të Engelsit mbi partinë e klasës punëtore. V. I. Lenini përcaktoi detyrat e partisë së tipit të ri në fazën e imperializmit.




Gazeta «Iskra» e themeluar nga V. I. Lenini në dhjetor 1900 u bë organi revolucionar, rreth së cilës u grumbullua pjesa më e shëndoshë e anëtarëve të PPSD të Rusisë







Si në këto vepra, ashtu edhe në Kongresin II të PPSDR (1903) V.I. Lenini hodhi bazat e themelimit të së parës parti të tipit të ri, si repart pararojë e i organizuar i klasës punëtore, forma më e lartë e organizimit të saj, udhëheqësja politike e klasës, pa rolin udhëheqës të së cilës është e pamundur vendosja e diktaturës së proletariatit dhe e ndërtimit të shoqërisë socialiste.



V.I. Lenini në Kongresin II të PPSDR, ku u hodhën themelet e Partisë Bolshevike (1903)

# V. I. LENINI DHE REVOLUCIONI DEMOKRATIKO-BORGJEZ I VITEVE 1905-1907



Revolucioni demokratiko-borgjez i viteve 1905—1907 ishte revolucioni i parë popullor në epokën e imperializmit që ngriti në këmbë masat e gjera punonjëse në luftën për liri. Qëllimi i revolucionit ishte rrëzimi i carizmit. Forcën lëvizëse kryesore të këtij revolucioni e përbënte proletariati.



Vepra e Leninit «Dy taktikat e socialdemokracisë në revolucionin demokratik». Gjenevë 1905



Н. ЛЕНИНЪ

Двѣ тактики соціальдемократіи въ демократической революціи.

ЖЕНЕВА

1905

Merita themelore e Leninit në periudhën e zhvillimit të revolucionit të parë demokratiko-borgjez në Rusi (1905—1907) është se ai në mënyrë gjeniale argumentoi taktikën e Partisë Bolshevike, të klasës punëtore në revolucion. Ai zhvilloi idenë e hegjemonisë së proletariatit në revolucionin demokratiko-borgjez dhe tregoi se në kushtet e krijuara faktori vendimtar i fitores së revolucionit ishte aleanca e klasës punëtore me fshatarësinë nën udhëheqjen e proletariatit. V.I. Lenini i dha Partisë Bolshevike perspektivën e qartë të shndërrimit të revolucionit demokratiko-borgjez në revolucion socialist.



V.I. Lenini më 1905



V.I. Lenini dhe J.V. Stalini në periudhën e revolucionit 1905-1907



V. I. Lenini, J. V. Stalini e F. E. Xherzhinski gjatë Kongresit IV të PPSDR(b), mbajtur në Stokholm, prill 1906

BASHKIMI FAKTIK I PUNËTORËVE PARAROJË TË TË GJITHË RUSISË NË NJË PARTI TË VETME NËN FLAMURIN E SOCIALDEMOKRACISË REVOLUCIONARE — KY ISHTE MENDIMI I KONGRESIT TË LONDRËS, KY ISHTE KARAKTERI I TIJ I PËRGJITHSHËM.

J.V. STALIN



V.I. Lenini, J.V. Stalini, M.Gorki gjatë Kongresit V të PPSDR (b), mbajtur në Londër në prill-maj 1907



Dorëshkrime të fjalimeve të V. I. Leninit, mbajtur gjatë Kongresit V të PPSDR(b)

Në përleshje të armatosur me regjimin carist



Në valën e revolucionit të parë rus (1905—1907) V.I. Lenini përpunoi më tej vijën e Partisë Bolshevike si udhëheqja e vetme dhe konsekuente e proletariatit dhe e masave në revolucion. Në mënyrë të veçantë Kongresi III (prill—maj 1905), Kongresi IV (prill 1906) dhe Kongresi V (prill—maj 1907), të zhvilluar nën udhëheqjen e V.I. Leninit, i shërbyen ndarjes përfundimtare me menshevikët dhe forcimit të mëtejshëm të Partisë Bolshevike, demaskimit të vijës së oportunistëve e korrenteve të tjera të reformizmit mikroborgjez të asaj kohe, përcaktimit të një strategjie e taktike revolucionare të proletariatit e partisë së tij pararojë në lëvizjet revolucionare që kishin përfshirë mbarë Rusinë.



V.I. Lenini duke folur para Sovjetit të Deputetëve Punëtorë të Peterburgut (Leningrad) në kulmin e revolucionit të vitit 1905



Qindra mijë punëtorë e fshatarë u hodhën në demonstrata e përleshje nën udhëheqjen e bolshevikëve




Gazeta bolshevike, legale dhe gjysmëlegale që dolën në vitet e revolucionit të parë rus

Regjimi carist, i ndihmuar nga krejt reaksioni i brendshëm dhe ai ndërkombëtar, pas betejash të përgjakshme mundi ta shtypte me hekur e zjarr revolucionin e viteve 1905—1907. Revolucioni dështoi, por shkaqet që çuan në lindjen e tij mbeteshin të paprekura.



I ndjekur ngado prej regjimit carist, udhëheqësi i revolucionit në dhjetor 1907 u largua ilegalisht nga Rusia





**PARTIA JONË KALON TANI DITË TË VËSHTIRA, POR AJO ËSHTË E PAVDEKSHME, SIÇ ËSHTË I PAVDEKSHËM PROLETARIATI.**

**V.I. LENIN**



V.I. Lenini më 1915



Faqja e papë e dorëshkrimit të Leninit «Fjalim mbi detyrat e bolshevikëve në Parti», 1909




Faksimile e botimit të dytë të veprës «Zhvillimi i kapitalizmit në Rusi» të V.I. Leninit, 1908




Kopertina e botimit të parë të veprës madhore të V.I. Leninit «Materializmi dhe empiriokriticizmi», 1909

Në librin «Materializmi dhe empiriokriticizmi» V.I. Lenini, duke u mbështetur në filozofinë marksiste dhe në arritjet e mëdha shkencore të kohës, thelloi dhe zhvilloi më tej të gjitha problemet themelore të materializmit dialektik, si: mbi materien e lëvizjen; kohën e hapësirën; shkakësinë; lirinë dhe domosdoshmërinë; mbi pasqyrimin e realitetit objektiv në ndërgjegjen e njeriut; karakterin dialektik të njohjes etj.

«Materializmi dhe empiriokriticizmi» luajti një rol të madh për armatosjen ideologjike të bolshevikëve, për argumentimin teorik të parimeve të partisë marksiste-leniniste, për forcimin e luftës kundër çdo forme e varianti të revizionizmit në lëvizjen punëtore.



Në vitet e mërgimit V.I. Lenini ndiqte me vëmendje zhvillimin e ngjarjeve në Rusi, luftonte për orientimin e drejtë të lëvizjes revolucionare, si dhe për organizimin dhe udhëheqjen e saj nga Partia Bolshevike e armatosur me teorinë shkencore marksiste-leniniste.






Rrugë në Paris, në shtëpinë nr. 4 të së cilës jetoi e punoi V.I. Lenini gjatë viteve 1909-1912

Faksimile të gazetave kryesore bolshevike të themeluara e të drejtuara nga V.I. Lenini gjatë viteve 1910-1914. V.I. Lenini, J.V. Stalini e udhëheqës të tjerë bolshevikë nëpërmjet këtyre organeve dhanë një kontribut të shquar për edukimin revolucionar të bolshevikëve, të proletariatit e të masave punonjëse në periudhën e re të ngritjes së valës revolucionare


ПРОСВѢЩЕНIЕ

Ежемѣсячный журналъ.

№ 3.

Мартъ.

Kopertina e revistës «Prosvjeshenie», në nr. 3 të së cilës (mars 1913) u botua artikulli i famshëm i Leninit «Tri burimet dhe tri pjesët përbërëse të marksizmit» dhe kapitujt e parë të veprës së shquar të J.V. Stalinit «Çështja kombëtare dhe socialdemokracia»

Faqja e parë e dorëshkrimit të V.I. Leninit «Letërkëmbimi i Marksit me Engelsin», 1913





Përmes mundimesh e përpjekjesh, nën mbikëqyrjen e rreptë të policisë, N.K. Krupskaja takohet me V.I. Leninin



J.V. Stalini në një mbledhje ilegale

Me peshkatarët italianë dhe M. Gorkin në Kapri



Vitet e emigracionit qenë të gjata (1908—1917), të rënda e të vështira, por vullneti dhe shpirti revolucionar i Leninit të madh nuk u thyen për asnjë çast. Edhe larg Rusisë ai luftonte e punonte me këmbëngulje për forcimin dhe konsolidimin e Partisë Bolshevike, mbante lidhje të përhershme me jetën dhe gjendjen e proletariatit e të partisë pararojë në Rusi, orientonte e drejtonte që nga larg punën për rritjen e mëtejshme të stuhisë revolucionare që po përfshinte krejt vendin, përcaktonte detyrat e partisë për situatën që po krijohej

Sipas mësimeve të Leninit, udhëheqës të tjerë bolshevikë me Stalinin në krye vazhdonin punën në Rusi në kushtet e rënda të ilegalitetit.



NË KRYE TË PARTISË BOLSHEVIKE STALINI DITI TA ORGANIZOJË DHE TA DREJTOJË ME MJESHTËRI SHTETIN SOVJETIK, TA PËRSOSË MË TEJ FUNKSIONIN E TIJ DHE TË ZHVILLOJË KURDOHERË NË RRUGË MARKSISTE-LENINISTE STRUKTURËN DHE SUPERSTRUKTURËN E SHOQËRISË NË BAZË TË SITUATAVE POLITIKE DHE TË ZHVILLIMIT EKONOMIK TË BRENDSHËM, PA HARRUAR AS SITUATAT E JASHTME...

ENVER HOXHA

PËR TE NUK KA QYTETARË AKTIVË OSE PASIVË, PËR TË (PROJEKTIN E KUSHTETUTËS SË RE) GJITHË QYTETARËT JANË AKTIVË... POZITËN E NJË QYTETARI NË SHOQËRI NUK E PËRCAKTOJNË AS PASURIA E TIJ, AS ORIGJINA E TIJ KOMBËTARE, AS SEKSI, AS FUNKSIONI OSE GRADA E TIJ, POR CILËSITË PERSONALE DHE PUNA PERSONALE E TIJ.

J.V. STALIN



Kushtetuta staliniane, 1936






ПРАВДА

ОТЧЕТНЫЙ ДОКЛАД т. СТАЛИНА XVII-ому съезду партии о работе ЦК ВКП(б).







Në asnjë çast Stalini nuk e harroi rrezikun që kërcënohej t'i turrej Bashkimit Sovjetik. Ai tregonte e vërtetonte me fakte nga vetë jeta se imperialistët janë luftënxitës, se imperializmi është bartës i luftërave grabitqare, prandaj këshillonte që njerëzit të ishin vazhdimisht vigjilentë dhe kurdoherë të përgatitur kundër çdo veprimi të nazistëve gjermanë, fashistëve italianë dhe militaristëve japonezë bashkë me fuqitë e tjera kapitaliste botërore.





Duke përgatitur planet për mbrojtjen e atdheut socialist



Gjergj Dimitrovi akuzon e denoncon murtajën naziste

Kongresi VII i Kominternit (1935), me iniciativën e drejtpërdrejtë të Stalinit, hodhi parullën e frontit të përbashkët popullor antifashist që duhej të krijohej në çdo vend, me qëllim që të demaskoheshin planet e veprimet luftënxitëse të fashizmit, të ngriheshin popujt në mbrojtje të lirisë dhe kundër rrezikut të luftës imperialiste që po rrezikonte botën.



**DETYRA JONË ËSHTË TË SHTOJMË AFTËSITË MBROJTËSE TË VENDIT TONË, TË NGREMË EKONOMINË TONË KOMBËTARE, TË PËRMIRËSOJMË INDUSTRINË TONË, USHTARAKE DHE JOUSHTARAKE TË FORCOJMË VIGJILENCËN E PUNËTORËVE, TË USHTARËVE TË KUQ TË VENDIT TONË, DUKE KALITUR TE ATA VULLNETIN PËR MBROJTJEN E ATDHEUT SOCIALIST DHE DUKE ZHDUKUR SHTHURJEN, E CILA, PËR FAT TË KEQ, ENDE NUK ËSHTË ZHDUKUR.**

**J.V. STALIN**



J.V. Stalini, 1933



J.V. Stalini viziton një uzinë automjetesh





Paradë ushtarake në Sheshin e Kuq të Moskës



J.V. Stalini përshëndet pilotin e shquar P.V. Çkallov

# NË VITET E LUFTËS SË MADHE PATRIOTIKE

FITORET E USHTRISË SOVJETIKE DHE TË POPUJVE SOVJETIKË NË LUFTËN E DYTË BOTËRORE JANË FITORE TË UDHËHEQJES STALINIANE, SEPSE TË GJITHA OPERACIONET E MËDHA LUFTARAKE KUNDËR GJERMANISË NA-ZISTE NË LENINGRAD, MOSKË, STALINGRAD, KURSK ETJ. U PËRGATITËN DHE U DREJTUAN PERSONALISHT NGA SHOKU STALIN.

ENVER HOXHA



J.V. Stalini, 1941



ПРАВДА

Все наши силы—на поддержку нашей героической Красной Армии, нашего славного Красного Флота!
Все силы народа—на разгром врага!
Вперед, за нашу победу!

Выступление по радио
Председателя Государственного Комитета Обороны
И. В. СТАЛИНА.
3 июля 1941 года.

Fjalimi i J.V. Stalinit.
3 korrik 1941








STALINI ËSHTË KRIJUESI I STRATEGJISË DHE I TAKTIKËS STALINIANE, I ARTIT DHE I SHKENCËS USHTARAKE STALINIANE...

ENVER HOXHA

NË BETEJAT E MËDHA TË LUFTËS PATRIOTIKE KUNDËR INVAZIONIT GJERMAN USHTRIA E KUQE I SHPËTOI POPUJT E BASHKIMIT SOVJETIK NGA ROBËRIA FASHISTE GJERMANE, MBROJTI LIRINË DHE PAVARËSINË E ATDHEUT TONË DHE I NDIHMOI POPUJT E EVROPËS PËR TË RRËZUAR ZGJEDHËN GJERMANE.

J.V. STALIN



J.V. Stalini në vitet e Luftës së Dytë Botërore




Drejt frontit. Çështja jonë është e drejtë. Armiku do të shpartallohet. Fitorja do të jetë jona.



J.V. Stalini në frontin e Moskës, 1941





Aviacioni në sulm kundër hordhive hitleriane



ÇDO PËRPJEKJE DJALLËZORE E REVIZIONISTËVE HRUSHOVIANË PËR TË NDARË STALININ NGA PARTIA E NGA POPULLI SOVJETIK NË LIDHJE ME ROLIN VENDIMTAR TË SHTETIT SOCIALIST NË FITOREN MBI HORDHITË NAZISTE, BËHET COPË E THËRRIME PËRPARA REALITETIT HISTORIK, QË S'KA FORCË TA KUNDËRSHTOJË OSE TA ZBEHË, JO MË TA FSHIJË.

ENVER HOXHA












**SHOKË! BASHKATDHETARË DHE BASHKATDHETARE!**

**ERDHI DITA E MADHE E FITORES MBI GJERMANINË. GJERMANIA NAZISTE, E GJUNJËZUAR PREJ USHTRISË SË KUQE DHE PREJ TRUPAVE TË ALEATËVE TANË, E NJOHU VETEN TË MUNDUR DHE SHPALLI KAPITULLIMIN PA KUSHTE...**

**J.V. STALIN**



Parada e fitores së madhe.
24 qershor 1945





Rënia e Berlinit. Ngritja e flamurit mbi Rajhshtag

**TANI NE MUND TË DEKLAROJMË ME PLOT TË DREJTË SE ERDHI DITA HISTORIKE E SHKATËRRIMIT PËRFUNDIMTAR TË GJERMANISË, DITA E FITORES SË MADHE TË POPULLIT TONË MBI IMPERIALIZMIN GJERMAN...**

**J.V. STALIN**





J.V. Stalini, 1950

Kryetari i Presidiumit të Sovjetit Suprem të BRSS M.J. Kalinin i dorëzon J.V. Stalinit Urdhrin e Fitores dhe atë të Flamurit të Kuq.

Pas mbarimit të Luftës Patriotike të gjitha forcat e popullit sovjetik, nën udhëheqjen e PK me J.V. Stalinin në krye, u përqendruan në punën për rimëkëmbjen dhe për zhvillimin e mëtejshëm të ekonomisë kombëtare.



Me emrin e Stalinit, me flamurin e Stalinit!






J.V. Stalin. «Mbi Luftën e madhe Patriotike të Bashkimit Sovjetik»







Veprat teorike të J.V. Stalinit zënë një vend të rëndësishëm në thesarin e marksizëm-leninizmit. Ato e vënë J.V. Stalinin në radhën e teoricienëve marksistë më të shquar.



Pas një vizite në mauzoleun e Leninit...



Bisedë e përzemërt me Maksim Gorkin



KY NJERI I QARTË DHE MENDJENDRITUR ËSHTË NJERI I THJESHTË... NGA SHUMË ANË, STALINI I NGJET TË JASHTËZAKONSHMIT V. ILIÇ: I NJËJTI ZOTËRIM I TEORISË, I NJËJTI SENS I PRAKTIKËS, E NJËJTA VENDOSMËRI... TE STALINI, MË SHUMË SE KUDO GJETKË, GJENDEN MENDIMI DHE FJALA E LENINIT. AI ËSHTË LENINI I SOTËM.

ANRI BARBYS



Me Kirovin, duke shëtitur në Suhumi





JU FLITNI PËR BESNIKËRINË TUAJ KUNDREJT MEJE... NDOSHTA KJO ËSHTË NJË FRAZË QË U KA SHKARË RASTËSISHT. NDOSHTA... POR NË QOFTË SE KJO NUK ËSHTË NJË FRAZË E RASTIT, UNË DO TJU KËSHILLOJA TA FLAKNI TEJ «PARIMIN» E BESNIKËRISË KUNDREJT INDIVIDËVE TË VEÇANTË. KJO NUK ËSHTË BOLSHEVIKE.

JINI BESNIKË KUNDREJT KLASËS PUNËTORE, PARTISË SË SAJ, SHTETIT TË SAJ. KJO ËSHTË NJË GJË E NEVOJSHME DHE E MIRË. POR MOS E NGATËRRONI KËTË ME BESNIKËRINE KUNDREJT INDIVIDËVE TË VEÇANTË, QË ËSHTË PROFKË E ZBRAZËT DHE E PANEVOJSHME PREJ INTELEKTUALI TË SËMURË.

J.V. STALIN



J.V. Stalini, si teoricien e mendimtar i madh marksist-leninist, në veprat e tij të shumta mbrojti e pasuroi më tej doktrinën marksiste-leniniste mbi diktaturën e proletariatit, mbi klasat e luftën e klasave, mbi partinë marksiste-leniniste të klasës punëtore dhe rolin udhëheqës të saj, mbi imperializmin dhe qëndrimin ndaj tij, mbi çështjen kombëtare, mbi problemet e ndërtimit të socializmit e të komunizmit etj.








# INTERNACIONALIST I MADH DHE UDHËHEQËS I LËVIZJES KOMUNISTE BOTËRORE



Anëtarët e presidiumit të Kongresit V të Komintemit:

J.V. STALIN, E. TELMAN, V. KOLAROV, K. CETKIN, S. KATAJAMA






...MENDIMI I STALINIT I NDRTTI RRUGËN TË GJITHË BOTËS PËRPARIMTARE. IDETË DHE MËSIMET E STALINIT U PËRKASIN TË GJITHA PARTIVE MARKSISTE-LENINISTE TË BQTËS. TË GJITHË ATA QË KANË TENTUAR TË SHTREMBËRONIN IDETË DHE PARIMET E PAVDEKSHME TË MARKSIZËM-LENINIZMIT, JANË DËRR-MUAR NGA FORCA E LOGJIKËS STALINIANE.

ENVER HOXHA



J.V. Stalini, M. Kasheni, Gj. Dimitrov, V. Piku në presidiumin e Kongresit VII të Kominternit






J.V. Stalin. «Mbi programin e Kominternit». «Programi dhe statuti i Intemacionales Komuniste», 1928

Stalinit i përket merita e zbulimit dhe e demaskimit të tradhtisë së udhëheqjes revizioniste jugosllave; që ishte varianti i parë i revizionizmit modern në pushtet dhe që kishte marrë përsipër të përçante lëvizjen komuniste ndërkombëtare e të sabotonte revolucionin dhe lëvizjen çlirimtare të popujve. Koha vërtetoi plotësisht drejtësinë e vlerësimit të Stalinit për titizmin si agjenturë e imperializmit, në kundërshtim me orvatjet e revizionistëve sovjetikë, kinezë e të tjerë për të rehabilituar revizionizmin jugosllav.



J.V. Stalini, 1945



ПРАВДА

Орган Центральн. Ком. и Московск. Ком. В.К.П.(б).

ЕЖЕДНЕ

Международный характер Октябрьской революции.



СЕКРЕТНО

ПИСЬМО ЦК ВКП (б)

Центральному Комитету Коммунистической партии Югославии



Letrat me pergjigjen t'uaj te dates 18 dhe 20 Mars u moren. Pergjigjen t'uaj ne e gjej me jo te drejte dhe prandaj krejtesisht jo te kenaqeshme.

1. — Çeshtja mbi Gagarinovin mund te quhet e rene, per deri sa ju kini refuzuar te pranoni çfaredo akuze rreth Gagarinovit, me gjithe se ne vazhdojme t'a konsiderojme se ketu ka pasur vend nje shpifje kunder shokut Gagarinov.

Deklarata qe i atribuohet shokut Krutikov se gjoja Qeverija Sovjetike refuzon marreveshjen tregetare per kete vit, siç duket, nuk i pergjigjet se vertetes, per deri sa shoku Krutikov, kategorikisht e refuzon ate çka i atribuoni Ju.

2. — Mi Çeshtjen e terheqjes se keshilltareve Sovjetike, burimi i mformatave t'ona jane deklaratat e organeve te Ministrise se Forcave te Armatosura si edhe njoftimet e vete keshilltareve. Siç dihet keshilltaret t'one ushtarake jane derguar ne Jugosllavi, mbas lutjes me insistim te Qeveris Jugosllave, bile keshilltaret ushtarake Sovjetike u caktuan per ne Jugosllavi

J.V. Stalin. «Karakteri ndërkombëtar i Revolucionit të Tetorit»



LETRA TE CEKA KOMITETIT QENDROR TE PARTIS KOMUNISTE TE JUGOSLLAVISE

Letrat e KQ të PKBS drejtuar KQ të PKJ



J.V. Stalini me Gj. Dimitrovin, 1936

# EMRI DHE VEPRA E STALINIT NË SHQIPËRI JANË TË PAVDEKSHËM



J.V. Stalini dhe shoku Enver Hoxha. Korrik 1947

SHQIPTARË, KOMUNISTË E PATRIOTË PA PARTI PËRULEN ME RESPEKT PËRPARA KUJTIMIT TË MËSUESIT TË LAVDISHËM, JOSIF STALINIT . . . NE KUJTOJMË ME DEVOCION ATË QË NA NDIHMOI, QË NA DHA MUNDËSI PËR TË SHUMËFISHUAR FORCAT E POPULLIT TONË. . . VEPRA E ÇLIRIMIT DHE E NDËRTIMIT TË SOCIALIZMIT NË VENDIN TONË, I DETYROHET EDHE PËRKRAHJES INTERNACIONALISTE TË STALINIT. PËRVOJA E TIJ E PASUR DHE ME SHUMË VLERË NE NA KA UDHËHEQUR NË RRUGËN E NË VEPRIMTARINË TONË.

ENVER HOXHA



GJENERALISSIMI STALIN uron Gjen. Kol. ENVER HOXHEN me rastin e tre vjetorit të çlirimit

TIRANË, — Me rastin e përvjetorit të III-të të çlirimit Gjeneralissimi Stalin, i dërgon këtë telegram urimi Gjenerol Kolonel Enver Hoxhës,

PRESIDENTIT TË KËSHILLIT MINISTRAVE TË REPUBLIKËS POPULLORE TË SHQIPËRISË GJENERAL KOLONEL ENVER HOXHA

TIRANË

Ju uroj Juve dhe popullin heroik Shqiptar për tre vjetorin e çlirimit të Shqipërisë nga okupatorët fashistë, uroj suksese në të ardhshmen në punën për forcimin e Shqipnisë së lirë demokratike.

J. STALIN



ZËRI i POPULLIT

ORGAN I KOMITETIT QËNDROR TË P.P.SH.

Gjeneralissimi Stalin pret Kryeministrin e R.P. të Shqipërisë Gjeneral-Kolonel Enver Hoxha

Dokumente të shtypit ilegal të PKSH ku flitet për BS dhe për Stalinin (1941—1944)



Historia e PK(b) të BS, shpuar me plumb në gjoksin e një partizani shqiptar, dhe letra shoqëruese dërguar si dhuratë J.V. Stalinit. Maj 1947







Më 5 mars 1953 udhëheqësi i shquar J.V. Stalin vdiq papritur. Gjithë bota përparimtare vajtoi humbjen e këtij nxënësi dhe vazhduesi konsekuent të veprës së Marksit, Engelsit e Leninit. Fillimisht trupi i Stalinit u vendos atje ku kishte nderin: në mauzole, përkrah Leninit...







Mafia revizioniste hrushoviane, që mezi e kishte pritur vdekjen e revolucionarit të madh, menjëherë mori revanin dhe e tradhtoi përfundimisht çështjen për të cilën kishin shkrirë forcat dhe jetën e tyre kolosët e proletariatit, Marksi, Engelsi, Lenini e Stalini. Një ndër aktet e kësaj veprimtarie ishte edhe krimi i përbindshëm i revizionistëve: heqja e trupit të Stalinit nga mauzoleu dhe djegia e kufomës së tij. Një pllakë e vogël lënë në harresë, ka mbetur tani atje ku jetoi e luftoi Stalini i madh. Por emrin dhe veprën e tij të lavdishme i ruajnë dhe i mbrojnë proletariati, popujt, revolucionarët anembanë botës.



PPSH kurdoherë është përkulur me respekt para emrit dhe veprës së Stalinit, ka mbrojtur dhe ka çuar përpara çështjen e tij të pavdekshme — çështjen e revolucionit e të socializmit.



Shoku Enver Hoxha flet para popullit të Tiranës pas kthimit nga BS, mars 1949



Shoku Enver Hoxha në mitingun e përmortshëm në Tiranë me rastin e vdekjes së J.V. Stalinit (mars 1953)

Shoku Enver Hoxha dhe udhëheqës të Partisë e të shtetit duke bërë homazhe para monumentit të J.V. Stalinit në Tiranë



Monumenti i J.V. Stalinit në kombinatin e tekstileve «Stalin» Tiranë, vepër e Skulptorit të Popullit O. Paskali







Muzeu «V.I. Lenin — J.V. Stalin» në Tiranë

Hidrocentrali i Bistricës mban emrin «Stalin»



**TË GJITHA MENDIMET DHE VEPRAT E STALINIT, TË SHKRUARA DHE TË ZBATUARA NË JETË, PËRSHKOHEN SI FILL I KUQ NGA IDETË KONSEKUENTE REVOLUCIONARE MARKSISTE-LENINISTE. ASNJË GABIM PARIMOR NUK MUND TË GJENDET NË VEPRAT E KËTIJ MARKSIST-LENINISTI TË SHQUAR. VEPRA E TIJ ISHTE E PESHUAR NË INTERES TË PROLETARIATIT, TË MASAVE PUNONJËSE, NË INTERES TË REVOLUCIONIT, TË SOCIALIZMIT E TË KOMUNIZMIT, NË INTERES TË LUFTËRAVE NACIONALÇLIRIMTARE DHE ANTIIMPERIALISTE.**

**ENVER HOXHA**

Revizionistët janë munduar të hedhin baltë mbi jetën dhe veprën e Stalinit të madh. Por ai jeton dhe do të jetojë në zemrat e proletariatit ndërkombëtar, në zemrën e popullit tonë.

Vepra të Stalinit të botuara në gjuhën shqipe









MERITAT HISTORIKE TË STALINIT JANË TË PAMOHUESHME. KËTO MERITA PËRBËJNË KARAKTERISTIKËN THEMELORE TË TIJ SI UDHËHEQËS DHE REVOLUCIONAR I MADH. SHPIFJET E REVIZIONISTËVE KUNDËR STALINIT NUK MUND TA ERRËSOJNË SADOPAK FIGURËN E TIJ TË SHQUAR DHE VEPRËN E TIJ MONUMENTALE, TË CILAT DO TË SHKËLQEJNË NË SHEKUJ DHE DO TË SHËRBEJNË KURDOHERË SI NJË SHEMBULL I MADH FRYMËZIMI E FLAMUR LUFTE PËR TË GJITHË MARKSISTË-LENINISTËT E BOTËS.

ENVER HOXHA



**Faksimile dorëshkrimesh të shokut Enver Hoxha mbajtur gjatë takimeve me J.V. Stalinin**

**Korrik 1947**





**Monumenti i J.V. Stalinit në Qytetin «Stalin»**



# PPSH MBRON E ZBATON ME BESNIKËRI MËSIMET E PAVDEKSHME TË MARKSIT, ENGELSIT, LENINIT DHE STALINIT








**QËNDRIMI NDAJ MARKSIZËM-LENINIZMIT ËSHTË NJË CËSHTJE KAPITALE PËR PARTINË KOMUNISTE E SHTETIN SOCIALIST. BESNIKËRIA NDAJ PARIMEVE TË TIJ DHE ZBATIMI I TYRE ME KORREKTËSI PËRCAKTON FATET E REVOLUCIONIT DHE NDËRTIMIN ME SUKSES TË SHOQËRISË SË RE.**




**NË SHQIP NE KEMI TANI GATI TËRË VEPRAT E MARKSIT, TË ENGELSIT, TË LENINIT E TË STALINIT. . . PUNONJËSIT TANË KANË NË DUAR THESARIN E MADH TË VEPRAVE TË SHOKUT ENVER HOXHA, KU ËSHTË PËRGJITHËSUAR NË MËNYRË TË THELLË E SHKENCORE PËRVOJA E REVOLUCIONIT DHE E NDËRTIMIT TONË SOCIALIST, LUFTA KUNDËR IMPERIALIZMIT E REVIZIONIZMIT.**






MARKSIZËM-LENINIZMI... RRON E LULËZON SI IDEOLOGJI DHE SI REALITET, I MATERIALIZUAR NË SISTEMIN SHOQËROR SOCIALIST TË NGRITUR SIPAS MËSIMEVE TË TIJ. SHEMBULL PËR KËTË ËSHTË SHQIPËRIA SOCIALISTE, JANË PARTITË MARKSISTE-LENINISTE, JANË ATA MILIONA E MILIONA PUNËTORË E FSHATARË QË ÇDO DITË LUFTOJNË PËR PËRMBYSJEN E BORGJEZISË, PËR DEMOKRACI E ÇLIRIM KOMBËTAR.

ENVER HOXHA



REVIZIONIZMI MODERN, QË ËSHTË VAZHDIMI I TEORIVE ANTIMARKSISTE TË PARTIVE TË INTERNACIONALES SË DYTË, TË SOCIALDEMOKRACISË EVROPIANE . . . E KA BURIMIN TE POLITIKA HEGJEMONISTE E IMPERIALIZMIT AMERIKAN. VARIANTET DHE KORRENTET E REVIZIONIZMIT MODERN KANË TË NJËJTAT BAZA E TË NJËJTËN STRATEGJI, ATO NDRYSHOJNË VETËM NË TAKTIKAT QË ZBATOJNË DHE NË FORMAT E LUFTËS QË PËRDORIN.

ENVER HOXHA















SHOQËRIA E SOTME KAPITALISTE, BORGJEZE E REVIZIONISTE ËSHTË E MBARSUR ME REVOLUCION DHE REVOLUCIONI KURDOHERË ËSHTË UDHËHEQUR E DO TË UDHËHIQET VETËM NGA IDETË E MARKSIT, ENGELSIT, LENINIT E STALINIT.

ENVER HOXHA

SITUATAT NUK JANË TË LEHTA, POR LE TË KUJTOJMË FJALËT OPTIMISTE TË STALINIT, SE «S'KA KALA QË NUK E MARRIN KOMUNISTËT». KY OPTIMIZËM REVOLUCIONAR BURON NGA VETË LIGJET OBJEKTIVE TË ZHVILLIMIT TË SHOQËRISË. KAPITALIZMI ËSHTË NJË REND I DËNUAR NGA HISTORIA PËR T'U LIKUIDUAR. ASGJË, AS REZISTENCA E TËRBUAR E BORGJEZISË, AS TRADHTIA E REVIZIONISTËVE MODERNË, NUK MUND TA SHPËTOJNË ATË NGA FUNDI I TIJ I PASHMANGSHËM. E ARDHMJA U PËRKET SOCIALIZMIT E KOMUNIZMIT.

ENVER HOXHA








**HISTORIA I KA NGARKUAR KLASËS PUNËTORE MISIONIN TË BËHET VARRMIHËSE E KAPITALIZMIT. TË UDHËHEQË REVOLUCIONIN DHE TË NDËRTOJË SHOQËRINË E RE SOCIALISTE.**



**DREJT REVOLUCIONIT E SOCIALIZMIT ÇOJNË TË GJITHA KONTRADIKTAT E SHOQËRISË KAPITALISTE. VETËM REVOLUCIONI MUND T'I ZGJIDHË KËTO, VETËM AI MUND TA SHPËTOJË KLASËN PUNËTORE E MBARË NJERËZIMIN NGA SISTEMI KAPITALIST I SHTYPJES E I SHFRYTËZIMIT, I DHUNËS E I TERRORIT, I LUFTËS DHE I SHFAROSJES.**






TANI PROLETARIATIT BOTËROR I KA MBETUR NJË THESAR I MADH, TEORIA DHE PRAKTIKA MARKSISTE-LENINISTE. AI DUHET TA STUDIOJË DHE TA ZBATOJË ATË ME KONSEKUENCË . . . KY ËSHTË KUSHT I DOMOSDOSHËM PËR TË LUFTUAR ME SUKSES KUNDËR IMPERIALIZMIT BOTËROR. KUNDËR SOCIALIMPERIALIZMIT, KUNDËR BORGJEZISË KAPITALISTE, KUNDËR REAKSIONIT BOTËROR . . . PARTIA JONË KA ECUR DHE DO TË ECË NË KËTË RRUGË. AJO MBI KOKË NUK KA VËNË, AS DO TË VËRË TJETËR VEÇ MARKSIZËM-LENINIZMIT.

ENVER HOXHA








# KLASIKËT E MARKSIZËM-LENINIZMIT

## KARL MARKSI DHE FRIDRIH ENGELSI

**1818, 5 maj** — Në qytetin Trir (Krahina Renane e Prusisë), në familjen e një avokati lindi Karl Marksi.

**1820, 28 nëntor** — Në qytetin Barmen (Krahina Renane e Prusisë), në familjen e një fabrikanti tekstilesh lindi Fridrih Engelsi.

**1830, vjeshtë — 24 shtator 1835** — Marksi ndjek gjimnazin e Tririt; me mbarimin e tij merr diplomën e pjekurisë.

**1834, 20 tetor — 15 shtator 1837** — Engelsi ndjek gjimnazin në qytetin Elberfeld. Me këmbënguljen e të atit ai e lë gjimnazin, pa mbaruar klasën e fundit, dhe fillon të studiojë tregtinë.

**1835, 15 tetor** — Marksi hyn në fakultetin juridik të Universitetit të Bonit.

**1836, gjysma e dytë e tetorit — 1838** — Marksi shkon në Berlin dhe më 22 tetor regjistrohet student në Universitetin e Berlinit, ku vazhdon studimet në fakultetin juridik. Krahas mësimeve në universitet Marksi studion vetë historinë, letërsinë, historinë e arteve, filozofinë, sidomos veprat e Hegelit, duke nxjerrë nga teoria e tij konkluzione revolucionare; njihet me hegelianët e rinj.

**1838, mesi i korrikut — mars 1841** — Engelsi bën praktikë në një shoqëri tregtare të Bremenit. Në kohën e lirë nga puna merret me filozofi dhe letërsi; shkruan për revistën «Telegraph fur Deutschland» («Telegrafi gjerman») artikullin «Letër nga Vupertali», në të cilin demaskon shfrytëzimin e punëtorëve nga ana e fabrikantëve të Vupertalit dhe boton në revistat kritike letrare një varg recensionesh dhe shënimesh. Në këtë periudhë formohen pikëpamjet e Engelsit si demokrat revolucionar.

**1839 — mars 1841** — Marksi shkruan disertacionin e doktoratit me temën «Ndryshimi ndërmjet filozofisë së natyrës të Demokritit dhe filozofisë së natyrës të Epikurit».

**30 mars 1841** — Marksi kryen Universitetin e Berlinit.

**6 — 15 prill** — Marksi dërgon në Universitetin e Jenës disertacionin që ka shkruar dhe merr diplomën e doktorit në filozofi.

**Gjysma e dytë e shtatorit 1841 — 8 tetor 1842** — Engelsi kryen shërbimin ushtarak në Berlin. Në kohën e lirë nga shërbimi ushtarak ndjek si dëgjues i lirë leksionet në Universitetin e Berlinit; vendos marrëdhënie të ngushta me hegelianët e «rinj», shkruan një varg veprash kundër filozofisë idealiste reaksionare të Shelingut dhe bashkëpunon në «Rheinische Zeitung» («Gazetën renane»).

**Midis 15 janarit dhe 10 shkurtit 1842** — Marksi shkruan artikullin «Shënime për instruksionin e fundit prusian në lidhje me censurën». Për arsye të censurës artikulli nuk qe e mundur të botohej në Gjermani dhe u botua në Zvicër në shkurt të vitit 1843 në përmbledhjen «Anekdota zur neuesten deutschen Philosophie und Publizistik» («Të pabotuara nga fusha e Filozofisë dhe e publicistikës moderne gjermane»).

**Prill** — Marksi fillon të bashkëpunojë në «Rheinische Zeitung».

**Gjysma e parë e tetorit** — Marksi shkon në Këln dhe që prej 15 tetorit bëhet redaktor i «Rheinische Zeitung»-ut. Nën drejtimin e tij gazeta merr një orientim gjithnjë më të përcaktuar demokratik revolucionar. Në artikujt e vet në këtë gazetë Marksi bëhet mbrojtës i zjarrtë i interesave të popullit.

Gjatë kohës që Marksi është redaktor në «Rheinische Zeitung», fillon kalimi i tij nga idealizmi në materializëm dhe nga demokratizmi revolucionar në komunizëm.

**Gjysma e dytë e nëntorit** — Engelsi shkon në Angli për të mësuar punët e tregtisë në fabrikën e tekstileve të pambukta në Mançester. Rrugës për në Angli Engelsi viziton në Këln redaksinë e «Rheinische Zeitung»-ut, ku takohet për herë të parë me Marksin.

**Dhjetor 1842 — gusht 1844** — Engelsi studion marrëdhëniet shoqërore dhe politike në Angli, kushtet e jetesës dhe të punës së punëtorëve anglezë, njihet me lëvizjen çartiste, vendos lidhje me udhëheqësit e shoqërisë së fshehtë punëtore gjermane Lidhja e të Drejtëve, bashkëpunon në shtypin socialist dhe demokratik. Engelsi studion veprat e ekonomistëve borgjezë dhe të përfaqësuesve të socializmit utopik.

Gjatë qëndrimit në Angli Engelsi bëhet përfundimisht komunist dhe materialist.

**17 mars** — Marksi del nga redaksia e «Rheinische Zeitung»-ut sepse aksionarët e saj mendonin t'i jepnin gazetës një ton të matur dhe të arrinin në këtë mënyrë që ajo të mos ndalohej.

**Verë** — Marksi shkruan një vepër kushtuar kritikës së filozofisë hegeliane të së drejtës.

**19 qershor** — Marksi martohet me Zheni fon Vestfalen.

**Fundi i tetorit** — Marksi shkon në Paris, ku fillon të botojë revistën «Deutsch-Franzosische Jahrbucher» («Vjetari gjermano-francez»).

**Vjeshtë 1843 — janar 1844** — Marksi shkruan për «Deutsch-Franzosische Jahrbucher» artikujt: «Rreth çështjes çifute» dhe «Rreth kritikës së filozofisë hegeliane të së drejtës. Hyrje».

Këta artikuj shënojnë kalimin përfundimtar të Marksit nga idealizmi në materializëm dhe nga demokratizmi revolucionar në komunizëm.

**Nëntor 1843 — janar 1845** — Në Paris Marksi vendos lidhje me demokratët dhe me socialistët francezë, me udhëheqësit e shoqërisë së fshehtë gjermane Lidhja e

| | |
|---|---|
| | të Drejtëve dhe me udhëheqësit e pjesës më të madhe të shoqërive të fshehta punëtore franceze, ndjek shpesh mbledhjet e punëtorëve dhe të zejtarëve gjermanë dhe francezë. |
| **Fundi i 1843 — janar 1844** | Engelsi shkruan për «Deutsch-Franzosische Jahrbucher» dy vepra: «Skica rreth kritikës së ekonomisë politike» dhe «Gjendja e Anglisë». |
| **Fundi i shkurtit 1844** | Në Paris del libri i parë, në dy gjuhë, i «Deutsch-Franzosische Jahrbucher», në të cilin vendin kryesor e zënë veprat e Marksit dhe të Engelsit. Ndërmjet Marksit dhe Engelsit fillon letërkëmbimi. |
| **16 prill** | Në lidhje me botimin e artikujve të Marksit në «Deutsch-Franzosische Jahrbucher» qeveria prusiane e akuzon Marksin për «tradhti shtetërore dhe fyerje të madhërisë së tij» dhe lëshon një urdhër arrestimi kundër Marksit, në rast se ai kalon kufirin prusian. |
| **Prill-gusht** | Marksi vazhdon studimin sistematik të ekonomisë politike, që kishte filluar në fund të vitit 1843 dhe hedh skicën e parë të kritikës së ekonomisë politike borgjeze në dorëshkrimet e veta ekonomiko-filozofike. |
| **Gjysma e dytë e vitit** | Marksi bashkëpunon në gazetën gjermane «Vorwarts!» («Përpara!»), që dilte në Paris, dhe merr pjesë në redaktimin e saj. Nën ndikimin e Marksit gazeta fillon të marrë karakter komunist. |
| **Rreth 28 gushtit — 6 shtatorit** | Në Paris ndodh takimi historik ndërmjet Marksit dhe Engelsit, që shënoi fillimin e miqësisë së tyre të madhe, të veprimtarisë së përbashkët shkencore dhe të luftës revolucionare për çështjen e proletariatit. |
| **Shtator-nëntor** | Marksi vazhdon punën në lidhje me librin «Familja e shenjtë ose Kritika e kritikës kritike», që ka filluar bashkë me Engelsin gjatë qëndrimit prej dhjetë ditësh të Engelsit në Paris. |
| **Gjysma e dytë e shtatorit 1844 — mars 1845** | Në Barmen Engelsi punon për librin «Gjendja e klasës punëtore në Angli» Njëkohësisht ai zhvillon një propagandë aktive të ideve soeialiste dhe merr pjesë në organizimin e lëvizjes demokratike dhe socialiste në krahinën e Rinit. |
| **16 janar 1845** | Qeveria franceze, nën presionin e Prusisë, jep urdhër që Marksi dhe një varg bashkëpunëtorësh të gazetës «Vorwarts!» të dëbohen nga Franca. |
| **3 shkurt** | Marksi shkon në Bruksel. |
| **Rreth 24 shkurtit** | Del në dritë libri i K. Marksit dhe i F. Engelsit «Familja e shenjtë». Në këtë vepër u hodhën «themelet. . . e socializmit materialist revolucionar». (**Lenin**). |
| **Pranverë** | Marksi shkruan «Tezat mbi Fojerbahun» — dokument gjenial, që përmban embrionin e materializmit dialektik dhe historik. |
| **Pas 5 prillit** | Engelsi vjen në Bruksel te Marksi. |
| **Fundi i majit** | Në Lajpcig del libri i F. Engelsit «Gjendja e klasës punëtore në Angli», që u bë një «akuzë e tmerrshme kundër kapitalizmit dhe borgjezisë» (**Lenin**). |
| **Rreth 12 korrikut** | Marksi dhe Engelsi shkojnë në Angli me qëllim që të studiojnë letërsinë ekonomike angleze, si dhe të njihen më afër me jetën ekonomike politike të Anglisë dhe me lëvizjen punëtore angleze. Në Londër Marksi dhe Engelsi takohen me militantët e lëvizjes çartiste dhe me udhëheqësit e Lidhjes së të Drejtëve. |



| | |
|---|---|
| **Rreth 24 gushtit** | Marksi dhe Engelsi kthehen nga Anglia në Bruksel. |
| **Shtator 1845 — verë 1846** | Marksi dhe Engelsi punojnë për librin «Ideologjia gjermane», që shënoi një etapë të rëndësishme në përpunimin e bazave teorike, filozofike të partisë komuniste, të materializmit dialektik dhe historik. |
| **Shtator 1845 — mars 1848** | Engelsi bashkëpunon në gazetën çartiste «The Northern Star» («Ylli i Veriut»), duke ndriçuar në faqet e saj gjendjen politike në Francë dhe në Gjermani. |
| **Fillimi i vitit 1846** | Marksi dhe Engelsi krijojnë në Bruksel Komitetin e korrespondentëve komunistë, që kishte për qëllim bashkimin ideologjik dhe organizativ të përfaqësuesve të përparuar të lëvizjes punëtore dhe socialiste të vendeve të ndryshme. Duke përgatitur terrenin për themelimin e partisë proletare ndërkombëtare, ata bëjnë hapat për krijimin e komiteteve të korrespondentëve në Londër, në Paris dhe në Gjermani. |
| **30 mars** | Në një mbledhje të Komitetit të korrespondentëve komunistë të Brukselit, në të cilën marrin pjesë Vajtlingu, letrari rus Anenkov dhe të tjerë, Marksi dhe Engelsi bëjnë një kritikë të ashpër të «socializmit të vërtetë» mikroborgjez dhe të komunizmit barazimtar trashanik të Vajtlingut. |
| **15 gusht** | I ngarkuar nga Komiteti i korrespondentëve komunistë të Brukselit Engelsi shkon në Paris për të organizuar komitetin e korrespondentëve, propagandën e komunizmit shkencor në radhët e punëtorëve dhe luftën kundër vajtlingizmit, prudonizmit dhe «socializmit të vërtetë». |
| **Janar — 15 qershor 1847** | Marksi shkruan librin «Mjerimi i filozofisë». Përgjigje «Filozofisë së mjerimit» të zotit Prudon. Kjo vepër e Marksit — një nga veprat e para të marksizmit të pjekur — del në dritë në fillim të korrikut 1847. |
| **Fundi i janarit-shkurt** | Komiteti i Londrës i Lidhjes së të Drejtëve dërgon përfaqësuesin e tij I. Mol në Bruksel te Marksi dhe në Paris te Engelsi, duke u propozuar që të hyjnë në Lidhje, të marrin pjesë në riorganizimin e saj dhe në përpunimin e programit. Në përfundim të bisedimeve Marksi dhe Engelsi japin pëlqimin e tyre për të hyrë në Lidhje. |
| **Fillimit i qershorit** | Në Londër mbahet Kongresi i Parë i Lidhjes së Komunistëve. Si delegat i komunave të Lidhjes në Paris Engelsi merr pjesë aktive në punimet e kongresit. |
| **Fundi i gushtit** | Marksi dhe Engelsi organizojnë në Bruksel Shoqërinë Punëtore Gjermane, në të cilën zhvillojnë propagandën e ideve të komunizmit shkencor. |
| **Shtator 1847 — shkurt 1848** | Marksi dhe Engelsi bashkëpunojnë me gazetën «Deutsche-Brussler Zeitung» («Gazeta Gjermane e Brukselit»). Nën ndikimin e tyre gazeta bëhet organ i propagandës revolucionare demokratike dhe komuniste. |
| **27 shtator 1847 — shkurt 1848** | Marksi dhe Engelsi marrin pjesë aktive në themelimin dhe në veprimtarinë e Shoqatës Demokratike në Bruksel. Nën drejtimin e Marksit, që u zgjodh nënkryetar, Shoqata vendos lidhje me lëvizjen demokratike të vendeve të tjera, në mënyrë të veçantë me shoqërinë «Demokratët Vëllezër» në Londër. |
| **Fundi i tetorit — nëntor** | I ngarkuar nga Komiteti i Lidhjes së Komunistëve i rrethit të Parisit, Engelsi harton projektprogramin e Lidhjes me titull «Parimet e komunizmit». |

**29 nëntor — 8 dhjetor** Marksi dhe Engelsi marrin pjesë aktive në punimet e Kongresit II të Lidhjes së Komunistëve në Londër. Pikëpamjet e Marksit dhe të Engelsit gjejnë miratim të plotë në Kongres. Kongresi i ngarkon të hartojnë programin e Lidhjes në trajtën e një manifesti.

**Gjysma e dytë e dhjetorit** Marksi lexon disa leksione për punën me mëditje dhe për kapitalin në Shoqërinë Punëtore Gjermane në Bruksel.

**29 janar 1848** Qeveria franceze e dëbon Engelsin nga Franca për veprimtari revolucionare në radhët e punëtorëve. Më 31 janar ai arrin në Bruksel.

**Rreth 24 shkurtit** Në Londër del në dritë «Manifesti i Partisë Komuniste» i shkruar nga Marksi dhe Engelsi — dokumenti i parë programatik i komunizmit shkencor.

**4 mars** Marksi arrestohet dhe dëbohet nga Belgjika për pjesëmarrje aktive në lëvizjen republikane, që u zhvillua në Bruksel nën ndikimin e revolucionit të shkurtit në Francë.

**5 mars** Marksi arrin në Paris, ku, në bazë të urdhrit të marrë nga Komiteti Qendror, krijon një Komitet Qendror të ri të Lidhjes së Komunistëve. Marksi zgjidhet kryetar i Komitetit.

**Rreth 21 marsit** Engelsi shkon në Paris, ku merr pjesë menjëherë në punën e Komitetit Qendror të Lidhjes së Komunistëve, në përbërjen e të cilit ai ishte zgjedhur në mungesë.

**Midis 21 dhe 29 marsit** Në lidhje me revolucionin që kishte filluar në Gjermani, Marksi dhe Engelsi përpunojnë platformën politike të Lidhjes së Komunistëve në revolucion — «Kërkesat e Partisë Komuniste në Gjermani», të cilat në formë trakti bashkë me «Manifestin e Partisë Komuniste» u shpërndahen punëtorëve që shkojnë në Gjermani.

**Rreth 5 prillit** Marksi dhe Engelsi lënë Parisin dhe shkojnë në Gjermani për të marrë pjesë drejtpërsëdrejti në revoluçion.

**1 qershor** Marksi dhe Engelsi fillojnë të botojnë në Këln «Neue Rheinische Zeitung»-un («Gazetën e re renane»). Në faqet e kësaj gazete ata luftojnë për një republikë demokratike gjermane të bashkuar. Marksi dhe Engelsi shkruajnë në gazetë artikuj të shumtë për të mbrojtur punëtorët kryengritës të Parisit, kryengritjet e masave popullore të Pragës dhe të Vjenës, bëjnë thirrje që të përkrahen lëvizjet nacionalçlirimtare të polonezëve, italianëve dhe hungarezëve.

Krahas botimit të gazetës Marksi dhe Engelsi zhvillojnë një veprimtari të madhe revolucionare praktike, në mënyrë të veçantë në Shoqërinë Demokratike të Këlnit dhe në Lidhjen Punëtore të Këlnit.

**Fundi i shtatorit** Pasi është në rrezik të arrestohet, Engelsi shkon në Belgjikë, ku atë e arrestojnë dhe e dërgojnë në kufirin francez. Pasi qëndron disa ditë në Paris, Engelsi shkon në Zvicër dhe vendoset në Bernë. Ai merr pjesë në lëvizjen punëtore zvicerane dhe shkruan artikuj për «Neue Rheinische Zeitung»-un.

**Rreth 11 janarit 1849** Engelsi kthehet në Këln.

**7 shkurt** Marksi dhe Engelsi marrin fjalën në procesin e kurdisur kundër «Neue Rheinische Zeitung»-ut, në lidhje me akuzën për fyerjen e autoriteteve. Gjyqi u jep Marksit dhe Engelsit pafajësinë.

**8 shkurt** Marksi merr fjalën në procesin ku ai ishte i akuzuar si anëtar i Komitetit të demokratëve të rrethit të Rinit për «nxitje për kryengritje». Gjyqi i jep Marksit pafajsinë.

**10 — 15 maj** Engelsi merr pjesë në kryengritjen e Elberfeldit: drejton ngritjen e fortifikimeve të mbrojtjes, mbikëqyr të gjitha barrikadat dhe artilerinë e qytetit.

**19 maj** Në lidhje me dëbimin e Marksit nga Prusia dhe me ndjekjet kundër Engelsit dhe redaktorëve të tjerë pushon botimi i «Neue Rhenische Zeitung»-ut. Numri i fundit i gazetës, i shtypur me ngjyrë të kuqe, del në disa mijëra copë. Në mesazhin e lamtumirës drejtuar punëtorëve të Këlnit redaktorët e gazetës deklaruan se «fjala e tyre e fundit gjithnjë dhe kudo do të jetë: **çlirimi i klasës punëtore!**».

**20 — 21 maj** Pas mbylljes së «Neue Rheinische Zeitung»-ut Marksi dhe Engelsi shkojnë në Gjermaninë Jugperëndimore të pushtuar nga kryengritja.

**Rreth 1 qershorit** Marksi shkon në Paris, ku priteshin ngjarje revolucionare të mëdha.

**6 qershor** Qeveria prusiane urdhëron arrestimin e Engelsit.

**13 qershor — 12 korrik** Engelsi merr pjesë drejtpërsëdrejti në betejat revolucionare që u zhvilluan në Baden dhe në Pfalc. Pas disfatës së ushtrisë kryengritëse të Badenit dhe të Pfalcit ai, bashkë me njësitet e kryengritësve, është një nga të fundit që kalon kufirin e Zvicrës.

**24 gusht** Marksi, duke mos dashur t'i bindet urdhrit të qeverisë franceze për dëbimin e tij nga Parisi në një pjesë moçalore dhe të pashëndetshme të Bretanjës, emigron në Londër.

**Fillimi i tetorit** Engelsi largohet nga Zvicra dhe shkon përmes Italisë në Londër te Marksi.

**Rreth 10 nëntorit** Engelsi arrin në Londër, ku merr pjesë në punën e Komitetit Qendror të Lidhjes së Komunistëve.

**Mars 1850** Marksi dhe Engelsi shkruajnë «Thirrjen e Komitetit Qendror të Lidhjes së Komunistëve», në të cilën ftojnë për forcimin e Lidhjes, për krijimin e një partie proletare të pavarur dhe përcaktojnë taktikën e luftës së proletariatit në revolucionin e ardhshëm. «Thirrja» përmban idenë e revolucionit të vazhdueshëm.

**Mars — nëntor** Marksi dhe Engelsi nxjerrin 6 numra të revistës «Neue Rheinische Zeitung. Politisch-okonomische Revue» («Gazeta e re renane. Revistë politiko-ekonomike»), në të cilën botohet vepra e Marksit «Lufta e klasave në Francë prej vitit 1848 deri në vitin 1850», veprat e Engelsit: «Fushata gjermane për kushtetutën perandorake» dhe «Lufta fshatare në Gjermani», si dhe një varg pasqyrash ndërkombëtare dhe artikujsh të tjerë të shkruar prej tyre. Në veprat e botuara në këtë revistë, Marksi dhe Engelsi bëjnë bilancin e revolucionit të viteve 1848—1849 dhe e zhvillojnë më tej teorinë e tyre revolucionare.

**15 shtator** Në një mbledhje të Komitetit Qendror të Lidhjes së Komunistëve Marksi i bën një kritikë të ashpër taktikës oportuniste «të majtë» të anëtarëve të Komitetit Vilih dhe Shaper. Në këtë mbledhje vërtetohet një përçarje. Shumica e Komitetit përkrah vijën e Marksit dhe të Engelsit; vendoset që vendqëndrimi i Komitetit Qendror të transferohet në Këln.

**Fundi i shtatorit** Marksi rifillon punën në lidhje me veprën e vet mbi ekonominë politike; tani e tutje pothuajse çdo ditë ai punon në Muzeun Britanik. ku lexon një numër të madh librash dhe nxjerr pjesë të shumta prej tyre.

**Mesi i nëntorit** — Engelsi transferohet në Mançester kryesisht për të ndihmuar materialisht Marksin dhe për t'i dhënë mundësinë që të vazhdonte përpunimin e teorisë ekonomike.

**1851 — 1852** — Engelsi studion rusishten dhe gjuhë të tjera sllave.

**Qershor 1851 — maj 1856** — Marksi dhe Engelsi bashkëpunojnë në organet çartiste «Notes to the People» («Shënime për popullin») dhe «People's Paper» («Gazeta popullore»), duke ndihmuar gjithashtu në redaktimin e tyre.

**Gusht 1851 — mars 1862** — Marksi bashkëpunon në gazetën përparimtare amerikane «New-York Daily Tribune» («Tribuna e Nju-Jorkut»). Engelsi e ndihmon vazhdimisht Marksin në punën e tij për gazetën: ai shkruan një sërë artikujsh me titull «Revolucioni dhe kundërrevolucioni në Gjermani» dhe shumë artikuj të tjerë. Gjatë 10 vjetëve Marksi dhe Engelsi kanë shkruar për «New-York Daily Tribune» shumë artikuj për lëvizjen nacionalçlirimtare në Spanjë, për luftën e Krimesë, për ngjarjet në Angli, Gjermani, Francë, Itali dhe në vende të tjera.

**Dhjetor 1851 — mars 1852** — Marksi shkruan veprën «Tetëmbëdhjetë Brymeri i Lui Bonapartit» që del në maj të vitit 1852 në revistën komuniste gjermane «Die Revolution» («Revolucioni») që botohej në SHBA. Në këtë vepër Marksi në bazë të përvojës së revolucionit të viteve 1848-1849 nxjerr përfundimin më të rëndësishëm në lidhje me çështjen e shtetit — përfundimin për domosdoshmërinë që proletariati ta thyejë makinën shtetërore borgjeze.

**Tetor — dhjetor 1852** — Marksi dhe Engelsi demaskojnë në letra dhe artikuj veprimet e qeverisë prusiane, që ka kurdisur procesin kundër anëtarëve të Komitetit Qendror të Lidhjes së Komunistëve të Këlnit.
Marksi shkruan një broshurë të posaçme me titull «Zbulime për procesin e Këlnit kundër komunistëve», e cila del në dritë në janar të vitit 1853.

**17 nëntor** — Meqenëse kushtet e luftës së klasës të proletariatit kishin ndryshuar pas disfatës së revolucionit të viteve 1848—1849 dhe ishte arrestuar bërthama udhëheqëse e Lidhjes së Komunistëve në Gjermani, me propozim të Marksit Lidhja e shpall veten të shpërndarë.

**Janar — dhjetor 1855** — Marksi bashkëpunon në gazetën demokratike «Neue Oder-Zeitung» («Gazeta e re e Oderit»), duke botuar në të artikuj për gjendjen në Angli dhe në Francë, si dhe për luftën e Krimesë.

**Janar — maj 1857** — Marksi dhe Engelsi shkruajnë një varg artikujsh në «New-York Daily Tribune» kundër luftës grabitqare të kolonizatorëve anglezë në Kinë.

**30 qershor 1857 — shtator 1858** — Në lidhje me kryengritjen nacionalçlirimtare në Indi kundër shtypjes koloniale angleze Marksi dhe Engelsi shkruajnë për «New-York Daily Tribune» një numër të madh artikujsh, duke demaskuar në ta politikën kolonizuese dhe barbarizmat e anglezëve ndaj popujve të Indisë.

**Korrik 1857 — nëntor 1860** — Marksi bashkëpunon në «Enciklopedinë e re amerikane». Me kërkesën e saj Engelsi shkruan për enciklopedinë një numër të madh artikujsh për çështje ushtarake.

**Gusht — shtator** — Marksi shkruan «Hyrjen» për veprën «Rreth kritikës së ekonomisë politike».

**Tetor 1857 — shkurt 1858** — Marksi dhe Engelsi ndjekin me vëmendje zhvillimin e krizës ekonomike që ka filluar në Amerikë dhe në vendet e Evropës, duke parë në të prologun e një hovi të ri revolucionar. Marksi shkruan për «New-York Daily Tribune» një varg artikujsh për zhvillimin e krizës ekonomike në vendet e ndryshme.

**Tetor 1857 — mars 1858** — Marksi e intensifikon punën lidhur me ekonominë politike, në mënyrë që gjithë vepra të përfundojë para se të fillojnë ngjarjet revolucionare. Dorëshkrimi i madh që ai shkroi për «Tiparet kryesore të kritikës së ekonomisë politike» (rreth 50 fletë tipografike) ka qenë në thelb skica e parë e tri vëllimeve të «Kapitalit».

**Janar 1859 — shtator 1860** — Marksi dhe Engelsi në artikujt e tyre në «New-York Daily Tribune» dhe në organe të tjera të shtypit, si dhe në broshurat «Poja dhe Rini» dhe «Savoja, Nica dhe Rini», të shkruar nga Engelsi, mbrojnë rrugën demokratike revolucionare të bashkimit të Italisë si dhe të Gjermanisë.

**Fillimi i qershorit** — Del në dritë vepra e Marksit «Rreth kritikës së ekonomisë politike». Botimi i parë.

**Fillimi i korrikut — 20 gusht** — Marksi merr pjesë nga afër në botimin e gazetës punëtore gjermane «Das Volk» («Populli»), që dilte në Londër. Botimi i gazetës pezullohet për mungesë të hollash.

**1 dhjetor 1860** — Del në dritë pamfleti i Marksit «Zoti Fogt».

**Gusht 1861 — qershor 1863** — Ma'rksi shkruan vazhdimin e librit «Rreth kritikës së ekonomisë politike». Gjatë procesit të punës me dorëshkrimin ai e ndryshon planin e veprës së tij dhe vendos ta botojë si vepër më vete me titull «Kapitali» dhe me nëntitull «Rreth kritikës së ekonomisë politike». Pjesa më e madhe e dorëshkrimit të këtyre viteve përbëhet nga pjesa historiko-kritike — «Teoria e mbivlerës».

**Tetor 1861 — nëntor 1862** — Marksi dhe Engelsi shkruajnë për gazetën përparimtare «Die Presse» («Shtypi») të Vjenës dhe për organe të tjera të shtypit artikuj mbi Luftën Civile në Amerikë, në të cilën ata përkrahin luftën çlirimtare të banorëve të Veriut kundër Jugut skllavopronar.

**Korrik 1863 — dhjetor 1865** — Marksi punon për redaktimin e tri vëllimeve të «Kapitalit».

**28 shtator 1864** — Në një miting në Sent-Martins Holl në Londër themelohet Shoqata Ndërkombëtare e Punëtorëve (Internacionalja e Parë). Marksi zgjidhet anëtar i Komitetit të Përkohshëm.

**21 — 27 tetor** — Marksi shkruan «Manifestin kushtetues» dhe «Statutin e përkohshëm» të Shoqatës Ndërkombëtare të Punëtorëve.

**Fundi i janarit — 23 shkurt 1865** — Marksi dhe Engelsi bashkëpunojnë në gazetën gjermane «Sozial-Demokrat» («Socialdemokrati»), duke shpresuar se do të mundin ta shfrytëzojnë atë për të propaganduar parimet revolucionare të Internacionales në mes të punëtorëve gjermanë dhe për të demaskuar socializmin e qeverisë mbretërore prusiane të Lasalit. Pasi binden se redaktori i gazetës, lasaliani Shvejcer, përkrahte politikën e ndjekur nga Bismarku për bashkimin e Gjermanisë nga lart, me anë të luftërave dinastike, Marksi dhe Engelsi i presin marrëdhëniet me gazetën.

**20 dhe 27 qershor** — Marksi mban një referat në mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm të Shoqatës Ndërkombëtare të Punëtorëve për pagën, çmimin dhe fitimin.

**25 — 29 shtator** — Marksi merr pjesë aktive në Konferencën I të Shoqatës Ndërkombëtare të Punëtorëve që zhvillohet në Londër.

| | |
|---|---|
| **Janar 1866 — mars 1867** | Marksi punon për t'i dhënë fund redaktimit të vëllimit I të «Kapitalit» dhe për ta përgatitur për shtyp. |
| **Mars — prill** | Marksi shkruan serinë e artikujve «Ç'i duhet klasës punëtore Polonia?», të drejtuar kundër prudonistëve, që e injoronin çështjen kombëtare. Duke mos pasur mundësi të merrte drejtpërsëdrejti pjesë në punimet e Këshillit të Përgjithshëm, Engelsi e ndihmon vazhdimisht Marksin në luftën e tij kundër rrymave armiqësore në lëvizjen punëtore. |
| **25 — 31 korrik** | Marksi shkruan instruksionin për delegatët e Këshillit të Përgjithshëm në Kongresin I të Internacionales në Gjenevë. |
| **10 prill 1867** | Me të mbaruar punën për vëllimin I të «Kapitalit», Marksi ia çon personalisht dorëshkrimin botuesit në Hamburg. |
| **19 maj** | Marksi kthehet në Londër. |
| **16 gusht** | Në orën 2 të natës Marksi i jep fund kontrollimit të fletës së fundit të korrekturës së vëllimit I të «Kapitalit» dhe i shkruan Engelsit një letër plot mirënjohje për ndihmën vetëmohuese që i ka dhënë në krijimin e kësaj vepre. |
| **14 shtator** | Del në dritë vëllimi I i veprës së pavdekshme të Marksit — «Kapitali». |
| **12 tetor 1867 — fundi i qershorit 1868** | Për popullarizimin e «Kapitalit» Engelsi shkruan një varg recensionesh. |
| **Prill — maj 1868** | Marksi rifillon punën për vëllimin II dhe për vëllimin III të «Kapitalit». Deri në fund të jetës ai vazhdon të punojë për veprën e tij kryesore. |
| **1 korrik 1869** | Engelsi shkëputet nga tregtia që urrente — ai del nga firma tregtare në Mançester dhe prej asaj kohe i kushtohet i tëri veprimtarisë së partisë, asaj shkencore dhe publicistike. |
| **Fundi i korrikut 1869 — korrik 1870** | Engelsi puron për librin mbi historinë e Irlandës. Kjo vepër mbetet e pambaruar. |
| **Nëntor** | Në lidhje me punën që bën për vëllimin III të «Kapitalit», në mënyrë të veçantë në lidhje me përpunimin e çështjes së rentës së tokës, Marksi fillon të studiojë rusishten dhe letërsinë ekonomike ruse. Në vitet 1870—1880 ai lexon veprat e Flerovskit, Çernishevskit, Skrebickit, Koshelevit, Skaldinit etj. Ai studion, gjithashtu, përmbledhjet e statistikave dhe shumë materiale të tjera rusisht. Këto materiale ai i merrte nga një varg shkencëtarësh dhe personalitetesh politike ruse, me të cilët kishte letërkëmbim. |
| **Nëntor — dhjetor** | Në fjalimet e veta në mbledhjet e Këshillit të Përgjithshëm mbi çështjen irlandeze Marksi, duke mbrojtur parimet e internacionalizmit proletar, provon se është e domosdoshme që klasa punëtore të përkrahë lëvizjen nacionalçlirimtare të popujve të shtypur. |
| **24 mars 1870** | Në një letër drejtuar seksionit rus të Internacionales së Parë në Gjenevë Marksi njofton se pranon të jetë përfaqësuesi i tij në Këshillin e Përgjithshëm. |
| **23 korrik** | Në lidhje me luftën franko-prusiane që kishte filluar, Marksi, i ngarkuar nga Këshilli i Përgjithshëm, shkruan thirrjen drejtuar anëtarëve të Internacionales në Evropë dhe në Amerikë, në të cilën zbulon karakterin e luftës dhe thekson se aleanca e punëtorëve të të gjitha vendeve, në fund të fundit, do të zhdukë çdo luftë. |
| **27 korrik 1870 — 1 shkurt 1871** | Engelsi shkruan një varg artikujsh rreth luftës franko-prusiane për «Pall Mall Gazette» të Londrës. |
| **9 shtator** | Pas disfatës së ushtrisë franceze në Sedan dhe vendosjes së republikës në Francë Marksi shkruan thirrjen e dytë të Këshillit të Përgjithshëm në lidhje me luftën franko-prusiane. |
| **Rreth 18 shtatorit** | Engelsi shkon nga Mançesteri në Londër dhe vendoset afër shtëpisë së Marksit. |
| **4 tetor** | Engelsi zgjidhet në përbërjen e Këshillit të Përgjithshëm të Internacionales, ku ai ngarkohet me detyrën e sekretarit-korrespondent për Belgjikën, më vonë për Spanjën dhe Italinë; përkohësisht ai kryen detyrën e sekretarit edhe për një varg vendesh të tjera. |
| **Pas 18 marsit — maj 1871** | Në lidhje me fitoren e revolucionit në Paris dhe ngritjen e Komunës, Marksi dhe Engelsi organizojnë manifestime në masë të punëtorëve në vende të ndryshme në mbrojtje të Komunës së Parisit. Ata mbajnë lidhje me komunarët dhe i ndihmojnë me këshilla dhe udhëzime. Në letrat drejtuar Kugelmanit Marksi tregon rëndësinë historike të Komunës dhe zbulon gabimet e saj. |
| **30 maj** | Këshilli i Përgjithshëm pranon thirrjen «Lufta civile në Francë» të shkruar nga Marksi, në të cilën Marksi vë në dukje rëndësinë historiko-botërore të Komunës së Parisit, si orvatje e parë për të krijuar shtetin e ri proletar. |
| **17 — 23 shtator** | Marksi drejton Konferencën e Internacionales së Parë që u mbajt në Londër. Në luftën kundër bakunistëve Marksi dhe Engelsi arrijnë që konferenca të pranojë një rezolucion mbi domosdoshmërinë e luftës politike të klasës punëtore dhe krijimin në çdo vend të një partie proletare të pavarur. |
| **5 mars 1872** | Në një mbledhje të Këshillit të Përgjithshëm pranohet qarkorja e fshehtë e shkruar nga Marksi dhe Engelsi «Përçarjet e rreme në Internacionalen», në të cilën demaskohen intrigat, puna përçarëse me dy faqe e bakunistëve në Internacionalen. |
| **Fillimi i prillit** | Marksi merr nga Danielsoni një kopje të përkthimit rusisht të vëllimit I të «Kapitalit», që sapo ka dalë në dritë. |
| **Gjysma e dytë e majit 1872 — janar 1873** | Engelsi shkruan për gazetën «Der Volksstaat» («Shteti popullor»), organ i socialdemokracisë gjermane, serinë e artikujve «Rreth çështjes së banesave», që doli gjithashtu si botim më vete. |
| **1 — 7 shtator** | Marksi dhe Engelsi marrin pjesë në Kongresin V, në fakt, të fundit, të Internacionales së Parë në Hagë. Në kongres ata arrijnë që të përfshihet në statut pika për formimin në çdo vend të partive proletare të pavarura: kongresi dënon me vendosmëri anarkistët dhe përjashton nga Internacionalja udhëheqësit e tyre — Bakuninin dhe Gijomin. Me propozim të Marksit dhe të Engelsit vendqëndrimi i Këshillit të Përgjithshëm transferohet në Nju-Jork. |
| **18 — 28 mars 1875** | Në lidhje me bashkimin e afërt të ajzenahasve dhe të lasalianëve në Kongresin e Gotës dhe me botimin e projektprogramit të partisë së ardhshme, Engelsi në një letër që i drejton Bebelit në emrin e vet dhe në emër të Marksit i kritikon ashpër ajzenahasit për lëshimet që ata u kanë bërë lasalianëve në çështjet parimore të teorisë revolucionare. |

| | |
|---|---|
| **5 maj** | Marksi shkruan «Kritikën e programit të Gotës», në të cilën formulon një varg tezash shumë të rëndësishme të komunizmit shkencor — mbi periudhën e kalimit dhe diktaturën e proletariatit, mbi dy fazat e shoqërisë komuniste. |
| **Fillimi i korrikut 1878** | Del si botim më vete vepra e Engelsit «Anti-Dyring», që ishte botuar në vitet 1877—1878 në gazetën «Vorwarts», në të cilën «analizohen çështjet më të rëndësishme nga fusha e filozofisë, e shkencave të natyrës dhe e shkencave shoqërore» (**Lenin**). |
| **17 — 18 shtator 1879** | Marksi dhe Engelsi u dërgojnë Bebelit, Libknehtit, Brakes dhe militantëve të tjerë të Partisë Socialdemokrate të Gjermanisë një letërqarkore, në të cilen demaskojnë oportunizmin e Bernshtajnit, të Hëhbergut dhe Shramit dhe kritikojnë qëndrimin oportunist të udhëheqjes së partisë. |
| **20 mars — 5 maj 1880** | Për propagandimin e ideve të komumzmit shkencor në radhët e punëtorëve francezë Engelsi boton në «Revue Socialiste» («Revistën socialiste») veprën e vet «Zhvillimi i socializmit nga utopia në shkencë», që përbëhej nga tre kapituj të «Anti-Dyringut». Kjo vepër, e cila u botua pastaj edhe si broshurë dhe u përkthye në gjuhë të tjera, luajti një rol të madh në përhapjen e marksizmit. |
| **Prill** | Marksi dhe Engelsi ndihmojnë themeluesit e Partisë Punëtore Franceze Ged dhe Lafarg të hartojnë programin e partisë. |
| **1880 — 1882** | Engelsi vazhdon të shkruajë «Dialektikën e natyrës», që e ka filluar qysh më 1873. |
| **Rreth 1 majit — fillimi 1 gushtit 1881** | Engelsi shkruan një varg artikujsh për organin e tredunioneve angleze «The Labour Standard» («Flamuri i punës»). |
| **2 dhjetor** | Vdes gruaja e Marksit — Zheni Marics. |
| **21 janar 1882** | Marksi dhe Engelsi shkruajnë parathënien për botimin rusisht të «Manifestit të Partisë Komuniste», në të cilën ata e cilësojnë Rusinë si detashment pararojë të lëvizjes revolucionare në Evropë. |
| **Shkurt — tetor** | Gjendja shëndetësore e Marksit keqësohet në mënyrë të ndjeshme. Bën udhëtimet e tij për mjekim në Algjeri, Francë dhe Zvicër. |
| **11 janar 1883** | Vdes e bija më e madhe e Marksit — Zheni Longe. |
| **14 mars 1883** | Në orën 2 e 45 minuta të ditës vdes Karl Marksi. |
| **17 mars** | Karl Marksi varroset në varrezat Hajgejt të Londrës. Engelsi mban në varrin e Marksit një fjalim, të cilin e përfundon me fjalët profetike: «Edhe emri edhe vepra e tij do të mbijetojnë në shekuj!» |
| **Gjysma e dytë e marsit — prill** | Engelsi merr nga militantët e lëvizjes punëtore të vendeve të ndryshme letra të shumta që shprehin pikëllimin e thellë për vdekjen e Karl Marksit. Njëkohësisht në këto letra shprehet bindja se Engelsi do ta bëjë atë punë vigane që nevojitet për të përfunduar veprat e papërfunduara të Marksit, se ai do ta udhëheqë edhe në të ardhmen lëvizjen socialiste ndërkombëtare.<br>«Pas vdekjes së Marksit Engelsi vazhdoi të ishte i vetmi këshilltar dhe udhëheqës i socialistëve evropianë... Të gjithë ata përfitonin nga thesari i pasur i dijeve dhe i përvojës së Engelsit» (**Lenin**). |
| **Prill — qershor** | Engelsi studion trashëgiminë e dorëshkrimeve të Marksit. Një nga detyrat kryesore të jetës së tij mbetej përfundimi i veprave teorike të Marksit dhe në radhë të parë botimi i vëllimit II dhe vëllimit III të «Kapitalit». |
| **Maj 1884 — shkurt 1885** | Engelsi punon për të përgatitur për shtyp vëllimin II të «Kapitalit», i cili del në dritë më 1885. Me ta mbaruar këtë punë, Engelsi fillon menjëherë të përgatitë për shtyp dorëshkrimet e vëllimit III të «Kapitalit». |
| **Fillimi i tetorit** | Del në dritë libri i Engelsit «Origjina e familjes, e pronës private dhe e shtetit», në të cilin janë hedhur bazat e studimit marksist të nistorisë së shoqërisë primitive dhe «është shprehur me qartësinë më të madhe ideja themelore e marksizmit në lidhje me rolin historik dhe rëndësinë e shtetit» (**Lenin**). |
| **Dhjetor** | Engelsi përkrah Eleonora Marks-Evelingun dhe Eduard Evelingun në luftën e tyre kundër udhëheqjes oportuniste të Federatës Socialdemokrate. Edhe në të ardhmen Engelsi zhvillon një luftë të vazhdueshme kundër sektarizmit dhe reformizmit në lëvizjen punëtore të Anglisë, duke përkrahur gjithnjë përfaqësuesit e përparuar të lëvizjes punëtore angleze në luftën e tyre për krijimin e një partie proletare. |
| **23 prill 1885** | Në një letër drejtuar përfaqësueses së grupit «Çlirimi i Punës» V.I. Zasuliç, me të cilën Engelsi kishte letërkëmbim të vazhdueshëm që prej vitit 1883, ai shpreh gëzimin që në Rusi janë formuar ithtarë të teorisë së Marksit. «Ky është një përparim, — shkruan Engelsi, — i cili do të ketë rëndësi shumë të madhe për zhvillimin e lëvizjes revolucionare në Rusi». |
| **29 nëntor 1886** | Në një letër dërguar militantit të lëvizjes punëtore amerikane dhe ndërkombëtare, P.A. Zorges; Engelsi kritikon ashpër socialistët gjermanë në Amerikë për pazotësinë e tyre për ta zbatuar teorinë e komunizmit shkencor në kushtet konkrete të vendit, për doktrinarizëm dhe dogmatizëm, për taktikë sektare ndaj lëvizjes punëtore amerikane. |
| **26 janar 1887** | Engelsi shkruan parathënien për botimin amerikan të librit të tij «Gjendja e klasës punëtore në Angli», në të cilën bën një analizë të gjendjes së lëvizjes punëtore dhe socialiste në Amerikën e viteve 1880—1890 dhe shtron përpara klasës punëtore amerikane detyrën e krijimit të një partie politike punëtore të masës, që të jetë e aftë ta udhëheqë luftën e saj kundër borgjezisë. |
| **Mars 1888 — 1889** | Në letrat e veta drejtuar Pol dhe Laura Lafargut, Engelsi shpjegon rrezikun që paraqet bulanzhizmi për Francën dhe kritikon udhëheqësin e Partisë Punëtore Franceze, Lafargun, për nënvlerësimin e luftës kundër kësaj lëvizjeje shoviniste. |
| **Mesi i majit** | Del në dritë si botim më vete vepra e Engelsit «Ludvig Fojerbahu dhe fundi i filozofisë klasike gjermane», e shkruar më 1886 dhe botuar në revistën «Neue Zeit» («Kohë të reja»), që është një paraqitje e thellë dhe një zhvillim i mëtejshëm i tezave themelore të materializmit dialektik dhe historik. |
| **8 gusht — 29 shtator** | Engelsi bën një udhëtim në SHBA dhe në Kanada. |
| **Janar — korrik 1889** | Engelsi merr pjesë në përgatitjen e Kongresit Ndërkombëtar Socialist në Paris. Për t'u siguruar në këtë kongres rolin udhëheqës marksistëve, Engelsi shkruan dhjetëra letra në vende të ndryshme, në të cilat demaskon oportunistët dhe u bën thirrje partive punëtore për një luftë të vendosur kundër tyre. |

| | |
|---|---|
| **Gusht — shtator** | Engelsi ndjek me vëmendje grevën e punëtorëve të skelave — dokerëve, që zhvillohet në Londër, e cila ndihmoi për gjallërimin e lëvizjes punëtore angleze dhe çoi në organizimin e tredunioneve të punëtorëve të pakualifikuar. Engelsi përkrah Eleonora Marks-Evelingun dhe Eduard Evelingun në agjitacionin e tyre ndër punëtorët e Ist-Endit dhe vendos lidhje me udhëheqësit e tredunioneve të reja. |
| **5 tetor 1890** | Engelsi boton në faqet e «Berliner Volksblatt» («Gazetë popullore të Berlinit») një kritikë të ashpër kundër opozitës «së majtë» në socialdemokracinë gjermane, të ashtuquajturve «të rinjve». |
| **27 tetor** | Duke e ndjekur me vëmendjen më të madhe zhvillimin e Partisë Puhëtore Franceze, Engelsi e paralajmëron Lafargun për rrezikun e degjenerimit oportunist të partisë si pasojë e depërtimit të elemehtëve mikroborgjezë në radhët e saj. |
| **Fundi i janarit 1891** | Në lidhje me diskutimin e afërt në kongresin e partisë të projekt-programit të socialdemokracisë gjermane Engelsi boton në «Neue Zeit» veprën e Marksit «Kritika e programit të Gotës», duke menduar se përhapja e këtij dokumenti shumë të rëndësishëm programatik të marksizmit do ta ndihmojë partinë për të përpunuar një program të çliruar nga gabimet oportuniste dhe për t'i kapërcyer lëkundjet oportuniste të disa udhëheqësve të socialdemokracisë gjermane. |
| **18 mars** | Engelsi shkruan hyrjen për botimin jubilar të veprës së Marksit «Lufta civile në Francë», në të cilën ai kritikon ashpër oportunistët e socialdemokracisë gjermane për «paragjykimin» me të cilin ata «nderojnë» shtetin borgjez, për frikën e tyre nga diktatura e proletariatit. |
| **Fundi i qershorit** | Engelsi shkruan vërejtjet për projektprogramin e partisë, që duhej të diskutohej në Kongresin e socialdemokracisë gjermane në Erfurt. Ai kritikon në mënyrë veçanërisht të ashpër orvatjen për të futur kontrabandë idenë oportuniste mbi mundësinë e integrimit paqësor të kapitalizmit në shoqërinë socialiste. |
| **Gusht — shtator 1893** | Engelsi viziton Kogresin Ndërkombëtar të Socialistëve në Cyrih, ku mban një fjalim përshëndetjeje. Duke u kthyer nga Cyrihu Engelsi ndalet në Vjenë dhe në Berlin, ku gjithashtu merr fjalën në mbledhje të mëdha punëtore, të organizuara me rastin e ardhjes së tij. |
| **Janar 1894** | Engelsi bën një kritikë të narodnizmit në një pasthënie të posaçme për artikullin «Marrëdhëniet shoqërore në Rusi», të cilin e kishte botuar që më 1875. |
| **15 — 22 nëntor** | Engelsi shkruan veprën «Çështja fshatare në Francë dhe në Gjermani», në të cilën kritikon pikëpamjet oportuniste në çështjen agrare; ai shpjegon bazat revolucionare të politikës së proletariatit ndaj grupeve të ndryshme të fshatarësisë dhe zhvillon idenë e aleancës së klasës punëtore me fshatarësinë punonjëse. |
| **Fundi i vitit** | Del në dritë vëllimi III i «Kapitalit» të Marksit, për përgatitjen e të cilit Engelsit iu deshën 10 vjet punë me ngulm. |
| **6 mars 1895** | Engelsi shkruan hyrjen për botimin e ri të librit të Marksit «Lufta e klasave në Francë që prej vitit 1848 deri në vitin 1850»; në këtë hyrje Engelsi analizon ndryshimet në kushtet dhe në mënyrat e luftës së klasës të proletariatit, që kanë ndodhur që nga koha e revolucionit francez të vitit 1848. |
| **Mars** | Engelsi është i sëmurë rëndë. Mjekët konstatojnë se ai ka kancer në ezofag. |
| **5 gusht 1895** | Në orën 10 e 30 minuta të mbrëmjes vdes Fridrih Engelsi. |
| **10 gusht** | Zhvillohet ceremonia e përmortshme, në të cilën marrin pjesë miqtë e afërt dhe shokët e luftës së Engelsit nga vendet e ndryshme. |
| **27 gusht** | Në përputhje me testamentin e Engelsit urna me hicin e tij lëshohet në det afër shkëmbinjve në Istborn (bregu jugor i Anglisë) — vendi i parapëlqyer i çlodhjes së Engelsit.<br>Në nekrologjinë me rastin e vdekjes së Engelsit, V.I. Lenini shkruante: «Pas mikut të tij, Karl Marksit... Engelsi ka qenë shkencëtari dhe mësuesi më i madh i proletariatit të sotëm në gjithë botën e qytetëruar». |

# VLADIMIR ILIÇ LENIN

| | |
|---|---|
| **22 prill 1870** | Në Simbirsk (sot Uljanov) lindi themeluesi i partisë së tipit të ri, V.I. Lenini (Uljanov). |
| **22 qershor 1887** | Lenini mbaron me medalje ari gjimnazin e Simbirskut. |
| **25 gusht 1887** | Lenini hyn në Universitetin e Kazanit. |
| **Shtator — nëntor 1887** | Lenini merr pjesë në një rreth revolucionar studentësh në Kazan. |
| **17 dhjetor 1887** | Lenini arrestohet për pjesëmarrje në lëvizjen revolucionare të studentëve dhe përjashtohët nga universiteti. |
| **Janar 1892** | Lenini përfundon universitetin e Peterburgut dhe merr diplomën e shkallës së parë. |
| **Maj — korrik 1893** | Rreth Leninit formohet grupi i parë i marksistëve të Samarës. |
| **Mars — qershor 1894** | Lenini shkruan veprën «Ç'janë «miqtë e popullit» dhe si luftojnë ata kundër socialdemokratëve». |
| **Fundi i vitit 1894** | Lenini shkruan veprën «Përmbajtja ekonomike e narodnizmit dhe kritika e tij në librin e z. Struve». |
| **Prill 1895** | Lenini shkon jashtë Rusisë për t'u lidhur me rrethet revolucionare ruse në emigracion dhe për të njohur nga afër lëvizjen punëtore të Evropës Perëndimore. |
| **Vjeshtë 1895** | Lenini krijon në Pëterburg «Bashkimin e luftës për çlirimin e klasës punëtore». |
| **22 korrik 1898** | Lenini martohet me N.K. Krupskajën. |
| **Gusht 1898** | Lenini mbaron së shkruari librin «Zhvillimi i kapitalizmit në Rusi». |
| **Tetor 1898** | Botohet përmbledhja e parë e veprave të Leninit: «Studime dhe artikuj mbi ekonominë», me nënshkrimin Vladimir Ilin. |

| | |
|---|---|
| **Pranverë — verë 1900** | Lenini themelon organin «Iskra», rreth të cilit nisën të grumbullohe-shin militantët më konsekuentë të lëvizjes revolucionare në Rusi. Intensifikohet lufta kundër rrymave oportuniste e likuidatore në lëvizjen revolucionare ruse. Lenini punon për hedhjen e bazave të një partie të vërtetë të proletariatit rus. |
| **Janar 1902** | Lenini shkruan vërejtjet kritike për projektprogramin e parë të PPSDR të hartuar nga Plehanovi. |
| **Mars 1902** | Botohet libri i Leninit «Ç'të bëjmë?». |
| **Pranverë — verë 1902** | Lenini zhvillon një luftë të madhe kundër rrymave antipunëtore të eserëve, narodnikëve, «ekonomistëve» etj., dhe punon për themelimin e një partie të vendosur revolucionare të proletariatit rus. |
| **Korrik — gusht 1902** | Lenini, pas një pune të madhe përgatitore, merr pjesë dhe luan një rol të madh në Kongresin II të PPSDR, mbajtUr në Londër. Rreth Leninit bashkohet numri më i madh i delegatëve konsekuentë, bolshevikët. |
| **Nëntor 1903** | Lenini kooptohet në përbërjen e Komitetit Qendror. |
| **Janar — qershor 1903** | Lenini zhvillon një luftë të rreptë kundër menshevikëve dhe përgatit platformën e Kongresit III të PPSD të Rusisë. |
| **Dhjetor 1904** | Në Gjenevë del numri i parë i gazetës «Vperiod» nën redaktimin ë Leninit. |
| **Janar — mars 1905** | Lenini merr pjesë aktivisht në revolucionin e parë rus që sapo kishte shpërthyer dhe shkruan një numër artikujsh e thirrjesh mbi detyrat e partisë pararojë në revolucion. |
| **Prill — maj 1905** | Lenini merr pjesë në Kongresin III të PPSDR, zgjidhet anëtar i KQ dhe redaktor përgjegjës i Organit Qendror të Partisë, gazetës «Proletari». |
| **27 maj 1905** | Nën udhëheqjen e Leninit del numri i parë i gazetës bolshevike «Proletari». |
| **Qershor — korrik 1905** | Lenini shkruan librin «Dy taktikat e socialdemokracisë në revolucionin demokratik». |
| **Gusht — nëntor 1905** | Lenini ndjek hap pas hapi zhvillimin e revolucionit demokratik në Rusi, demaskon vijën antimarksiste të menshevikëve e deviatorëve të tjerë, përcakton taktikat dhe strategjinë e proletariatit e të partisë së tij pararojë në revolucionin demokratik. |
| **26 nëntor 1905** | Lenini shkruan artikullin e famshëm «Organizata e Partisë dhe letërsia e Partisë». |
| **Dhjetor 1905** | Lenini drejton Konferencën I të bolshevikëve në Tamerfors (Finlandë). |
| **Janar — shkurt 1906** | Lenini shkruan një varg artikujsh mbi riorganizimin e Partisë në një parti bolshevike, të pajisur me strategjinë dhe taktikën konsekuente marksiste. |
| **Prill 1906** | Lenini merr pjesë në Kongresin IV të PPSDR në Stokholm dhe zgjidhet në presidium të Kongresit. |
| **Prill — maj 1907** | Lenini merr pjesë në Kongresin V të PPSDR në Londër. Në fund të punimeve, në gjysmën e dytë të majit, në një mbledhje të bolshevikëve zgjidhet Qendra Bolshevike e kryesuar nga Lenini. |

| | |
|---|---|
| **Nëntor 1907** | Botohet përmbledhja trivëllimëshe e veprave të Leninit «Në 12 vjet». Menjëherë pas botimit, përmbledhja konfiskohet nga policia cariste dhe Lenini hidhet në gjyq. Për t'i shpëtuar ndjekjeve të carizmit, Lenini del jashtë shtetit. Fillon periudha e dytë e jetës së tij në emigracion. |
| **Shkurt 1908** | Në Gjenevë, nën drejtimin e Leninit, del Nr. 21 i gazetës bolshevike «Proletari». Fillon të shkruajë librin «Materializmi dhe empiriokriticizmi». |
| **Shtator 1908** | Botohet artikulli i Leninit «Lev Tolstoi si pasqyrë e revolucionit rus». |
| **Midis 25 shtatorit dhe 2 tetorit 1908** | Botohet artikulli i Leninit «Marksizmi dhe revizionizmi». |
| **Midis 29 prillit dhe 4 majit 1909** | Botohet vepra monumentale e V.I. Leninit «Materializmi dhe empiriokriticizmi». |
| **1909 — 1912** | Në emigracion V.I. Lenini zhvillon një veprimtari të gjithanshme për konsolidimin e Partisë Bolshevike, për luftën kundër rrymave e fraksioneve deviacioniste, për hedhjen poshtë të frazave boshe dhe për angazhimin e bolshevikëve në një luftë të vërtetë revolucionare. |
| **22 prill 1912** | Del numri i parë i gazetës së përditshme legale bolshevike «Pravda». |
| **Mars 1913** | Botohet artikulli i Leninit «Fatet historike të doktrinës së Karl Marksit». |
| **29 mars 1913** | Botohet artikulli «Lufta ballkanike dhe shovinizmi borgjez» në nr. 74 të «Pravdës». |
| **6 prill 1913** | Në revistën bolshevike «Prosveshenie» botohet artikulli i Leninit «Tri burimet dhe tri pjesët përbërëse të marksizmit», si dhe kapitujt e parë të veprës së J.V. Stalinit «Çështja kombëtare dhe socialdemokracia». |
| **Dhjetor 1913** | Në morinë e madhe të veprave të vitit 1913, Lenini studioi letërkëmbimin e Marksit me Engelsin dhe shkruan artikullin «Letërkëmbimi midis Marksit dhe Engelsit». |
| **Shkurt — maj 1914** | Lenini shkruan artikullin «Mbi të drejtën e kombeve për vetëvendosje». |
| **Prill — qershor 1914** | Botohet përmbledhja e Leninit «Marksizmi dhe likuidatorizmi» në dy pjesë. |
| **26 korrik 1914** | Lenini arrestohet në Novi Targ (Galici). |
| **6 gusht 1914** | Lenini lirohet nga burgu. |
| **Gusht — tetor 1914** | Lenini shkruan një varg artikujsh mbi luftën, qëndrimin e socialdemokracisë revolucionare ndaj saj, qëllimet e imperialistëve si shkaktarë të luftërave imperialiste etj. |
| **Korrik — nëntor 1914** | «Lenini shkruan artikullin «Karl Marksi». |
| **Maj — qershor 1915** | Lenini shkruan artikullin «Dështimi i Internacionales së Dytë», i cili është një ndër veprat e shumta ku V.I. Lenini demaskon tradhtinë e Internacionales së Dytë, e cila prej kohësh kishte hequr dorë nga politika proletare dhe ishte kthyer në vegël e bisht të borgjezisë e të reaksionit ndërkombëtar. |

**Gusht 1915** — Lenini merr pjesë në Konferencën socialiste ndërkombëtare të Cimervaldit dhe zhvillon një luftë të ashpër kundër tradhtisë së krerëve të Internacionales së Dytë. Atje ai krijon krahun e majtë të konferencës dhe punon me ta për përcaktimin e një qëndrimi marksist ndaj luftës imperialiste dhe për detyrat e socialistëve të vërtetë në këtë periudhë.

**Dhjctor 1915** — Lenini shkruan artikullin «Oportunizmi dhe dështimi i Internacionales së Dytë».

**Qershor 1916** — Lenini përfundon punën për veprën gjeniale «Imperializmi si faza më e lartë e kapitalizmit».

**Shtator 1916** — Lenini shkruan artikullin «Programi ushtarak i revolucionit proletar».

**9 prill 1917** — Lenini dhe N. Krupskaja, pas një emigracioni të gjatë dhe jetë të stuhishme revolucionare larg atdheut, nisen nga Zvicra për në Rusi, ku vala e revolucionit po rritej pa ndërprerje.

**16 prill 1917** — Lenini kthehet nga Zvicra në Rusi. Në stacionin hekurudhor atë e pret një delegacion i punëtorëve të Petrogradit me J.V. Stalinin në krye. Në stacion Lenini mban një fjalim të shkurtër përshëndetjeje.

**17 prill 1917** — Në një mbledhje të bolshevikëve Lenini mban një raport, në të cilin lexon dhe shpjegon tezat mbi detyrat e proletariatit revolucionar (Tezat e Prillit).

**23 prill 1917** — Lenini përfundon së shkruari broshurën «Detyrat e proletariatit në revolucionin tonë».

**Maj 1917** — Lenini merr pjesë dhe drejton punimet e Konferencës së Shtatë të Përgjithshme të PPSD(b) të Rusisë, ku përcaktohen strategjia dhe taktika e partisë bolshevike dhe e proletariatit në momentin aktual. Lenini e Stalini zgjidhen anëtarë te KQ të PPSD(b) të Rusisë.

**Maj — qershor 1917** — V.I. Lenini në stuhinë revolucionare që po përfshinte Rusinë zhvillon një aktivitet të pandërprerë për pajisjen e partisë bolshevike e të proletariatit me një vijë të qartë e të sigurt për ta çuar revolucionin drejt fitores.

**Qershor 1917** — Lenini merr pjesë në punimet e Kongresit të Sovjetëve të Deputetëve punëtorë dhe ushtarë të Rusisë.

**25 korrik 1917** — Si pasojë e politikës reaksionare dhe veprimeve kundërrevolucionare të qeverisë së Kerenskit, V.I. Lenini hidhet në ilegalitet dhe strehohet në Razliv. Mbaron faza e parë e revolucionit, në rend të ditës qëndron detyra për përgatitjen e kryengritjes së armatosur.

**Gusht — shtator 1917** — V.I. Lenini në ilegalitet, përveç drejtimit të punëve kolosale të momentit që kalonte Rusia, shkruan veprën gjeniale «Shteti dhe revolucioni», me të cilën armatos Partinë Bolshevike dhe proletariatin rus me strategjinë dhe taktikën e drejtë të revolucionit.

**25 tetor (7 nëntor) 1917** — Lenini arrin në Smolni për të drejtuar kryengritjen e armatosur.

**25 tetor (7 nëntor) 1917** — Revolucioni i Tetorit triumfoi. Hapet një faqe e re në historinë e njerëzimit e të revolucionit.

**Nëntor 1917** — Lenini zgjidhet Kryetar i Këshillit të Komisarëve të Popullit.

**Nëntor — dhjetor 1917** — Nën udhëheqjen e V.I. Leninit hidhen hapat e parë të organizimit të të parit shtet socialist në botë. Lenini, me një punë kolosale, në këtë periudhë u jep përgjigje në mënyrë gjeniale problemeve të ngutshme të momentit.

**Janar 1918** — Lenini shkruan «Deklaratën mbi të drejtat e popullit punonjës dhe të shfrytëzuar».

**Shkurt 1918** — Rusia sovjetike sulmohet nga fuqitë imperialiste dhe forcat kundërrevolucionare të brendshme. Lenini shkruan thirrjen «Atdheu socialist në rrezik!» dhe në bashkëpunim me udhëheqësit e tjerë bolshevikë marrin masat për mbrojtjen e atdheut.

**Mars 1918** — Lenini merr pjesë dhe drejton punimet e Kongresit VII të PK (b) të Rusisë. Në këtë Kongres, me propozim të Leninit, u vendos që Partia të quhej — Partia Komuniste (bolshevike) e Rusisë.

**10 — 11 mars 1918** — Lenini bashkë me anëtarët e tjerë të Qeverisë largohen nga Petrogradi për në Moskë. Aty, ndër të tjera, në prill Lenini shkroi veprën «Detyrat imediate të pushtetit sovjetik».

**Korrik 1918** — Lenini merr pjesë në një sërë mbledhjesh e plenumesh të Partisë e të organeve të shtetit sovjetik dhe punon intensivisht për përcaktimin e detyrave që dilnin pas fitores për konsolidimin e pushtetit sovjetik dhe për përballimin e agresionit imperialist e të forcave kundërrevolucionare të brendshme.

**Gusht 1918** — Lenini studion çështjet e shtetëzimeve që duhej të kryente shteti i punëtorëve dhe fshatarëve dhe i shtron këto çështje për diskutim në Këshillin e Komisarëve të Popullit.

**28 gusht 1918** — Në Kongresin I të Arsimit të Rusisë Lenini mban një fjalim mbi momentin aktual. Mban lidhje të vazhdueshme me Stalinin e Xherzhinskin që ndodheshin në front dhe plotëson kërkesat e tyre për forcimin e pandërprerë të frontit të luftës.

**30 gusht 1918** — Në kohën që kthehej nga një miting në një uzinë të Moskës, ku kishte mbajtur fjalime mbi temën «Dy pushtete (Diktatura e proletariatit dhe diktatura e borgjezisë)», Lenini plagoset rëndë nga terroristja F. Kapllan.

**15 shtator 1918** — Megjithçse në gjendje të rëndë shëndetësore, V.I. Lenini punon me të gjitha forcat për të zgjidhur morinë e pafund të detyrave që delnin para shtetit të ri proletar.

**16 shtator 1918** — Për herë të parë pas plagosjes Lenini merr pjesë në mbledhjen e KQ dhe që nga kjo ditë ai kryeson një sërë mbledhjesh të KQ të Partisë e të Këshillit të Komisarëve të Popullit, ku mban fjalime të rëndësishme, ndjek sukseset e Ushtrisë së Kuqe në front.

**9 tetor 1918** — Lenini shkruan artikullin «Revolucioni proletar dhe renegati Kautski».

**6 nëntor 1918** — Në Kongresin VI të jashtëzakonshëm të Sovjetëve të Deputetëve punëtorë, fshatarë etj. në seancën e parë Lenini mban fjalimin mbi përvjetorin e Revolucionit të Madh Socialist të Tetorit.

**7 nëntor** — Lenini mban fjalime me rastin e përurimit të monumentit të Marksit dhe Engelsil

**10 nëntor** — Lenini mbaron së shkruari broshurën «Revolucioni proletar dhe renegati Kautski».

**19 nëntor** — Lenini mban fjalimin në Kongresin I të grave punëtore të Rusisë.

**26 nëntor** — Lenini mban fjalimin mbi rolin e organizatave kooperativiste në sistemin e ekonomisë socialiste.

**30 nëntor** — Krijohet Këshilli i Mbrojtjes Punëtore e Fshatare nën kryesinë e V.I. Leninit.

**Dhjetor 1918** — Lenini merr pjesë në një sërë mbledhjesh, plenumesh e kongresesh, ku mban fjalime të rëndësishme për problemet e mbrojtjes, të eko-

| | |
|---|---|
| | nomisë socialiste, gjendjen ndërkombëtare, detyrat e bashkimeve profesionale në rendin socialist etj. |
| **19 janar 1919** | Lenini mban një fjalim të rëndësishëm në një miting proteste në lidhje me vrasjen e Roza Luksemburgut dhe Karl Libknehtit. |
| **20 janar 1919** | Në Kongresin II të Bashkimeve Profesionale mban një fjalim mbi bashkimet profesionale. |
| **Shkurt — mars 1919** | Lenini përgatit, organizon dhe kryeson Kongresin I të Internacionales Komuniste. |
| **18 — 23 mars 1919** | Lenini drejton punimet e Kongresit VIII të PK(b) të Rusisë. |
| **Prill 1919** | Lenini shkruan artikullin «Internacionalja e Tretë dhe vendi i saj në histori». |
| **Qershor 1919** | Lenini mbaron së shkruari broshurën «Iniciativa e madhe» (Mbi heroizmin e punëtorëve në prapavijat në lidhje me «të shtunat komuniste»). |
| **Korrik — Gusht 1919** | Përveç morisë së pafund të punëve për drejtimin e shtetit sovjetik, të Partisë Bolshevike, për forcimin e frontit etj., Lenini një vëmendje të veçantë i kushton luftës së proletariatit në vendet e tjera, shkruan një varg artikujsh mbi revolucionet në Hungari, Bavari etj., mbi detyrat e Internacionales së Tretë etj. |
| **Shtator — tetor 1919** | Lenini përgatit planet dhe konspektet e broshurës «Mbi diktaturën e proletariatit». |
| **Tetor 1919** | Lenini shkruan artikullin «Ekonomia dhe politika në epokën e diktaturës së proletariatit». |
| **Dhjetor 1919** | Lenini mban një fjalim në Kongresin I të komunave bujqësore dhe arteleve bujqësore. |
| **Dhjetor 1919** | Lenini drejton punimet e Kongresit VII të Sovjetëve të deputetëve punëtorë e fshatarë të Rusisë. |
| **Mars 1920** | Lenini drejton punimet e Kongresit IX të PK(b) të Rusisë. |
| **Prill — maj 1920** | Lenini përfundon veprën «Sëmundja foshnjore e «majtizmit» në komunizëm». |
| **Gusht 1920** | Lenini merr pjesë aktivisht në punimet e Kongresit II të Kominternit dhe zgjidhet në Komitetin Ekzekutiv të Internacionales. |
| **Tetor 1920** | Lenini mban fjalimin «Mbi detyrat e Bashkimit të Rinisë» në Kongresin III të Komsomolit. |
| **Nëntor — dhjetor 1920** | Në një varg fjalimesh e artikujsh Lenini godet ashpër pikëpamjet antimarksiste të Trockit. |
| **31 dhjetor 1920** | Lenini zgjidhet Kryetar i Këshillit të Komisarëve të Popullit. |
| **Janar — shkurt 1921** | Ndonëse me leje shëndetësore në Gorki, Lenini shkon herë pas here në Moskë, për të marrë pjesë në mbledhjet e KQ të PK(b) të Rusisë dhe të Këshillit të Punës dhe Mbrojtjes (KPM). |
| **Mars 1921** | V.I. Lenini drejton punimet e Kongresit X të PK(b) të Rusisë. |
| **Qershor — korrik 1921** | V.I. Lenini merr pjesë dhe drejton punimet e Kongresit III të Internacionales Komuniste. Zgjidhet kryetar nderi i Kongresit III të Kominternit. |
| **Dhjetor 1921** | Pas një pune intensive e të pandërprerë në të gjitha fushat jetike të Partisë e të shtetit sovjetik, Lenini merr leje për shkak të sëmundjes dhe shkon në Gorki për çlodhje. Atje, me të njëjtin intensitet të mëparshëm, vazhdon të drejtojë e të përcaktojë krejt vijën e Partisë e të shtetit socialist. |
| **27 mars — 2 prill 1922** | Lenini drejton punimet e Kongresit XI të PK(b) të Rusisë. |
| **Maj 1922** | Kriza e parë e sëmundjes së Leninit. |
| **Tetor 1922** | Lenini kthehet në Moskë dhe vazhdon punën me vrull. |
| **Nëntor 1922** | Në Kongresin IV të Kominternit Lenini mban raportin «Pesë vjet të revolucionit rus dhe perspektivat e revolucionit botëror». |
| **Janar 1923** | Lenini boton artikullin «Fletë nga ditari». |
| **Shkurt 1923** | Lenini dikton artikullin «Më mirë pak, por sak». |
| **Mars 1923** | Kriza e tretë e sëmundjes së Leninit. |
| **Tetor 1923** | Lenini kthehet në Moskë për disa orë dhe shkon në zyrën e tij. |
| **21 janar 1924 (ora 18.50')** | Vdes V.I. Lenini. |
| **27 janar 1924** | Arkivoli me trupin e Leninit çohet në mauzole. |

# JOSIF VISARIONOVIÇ STALIN

| | |
|---|---|
| **21 unjetor 1879** | Lindi në qytetin Gori (Gjeorgji) J.V. Stalini (Xhugashvili). |
| **Shtator 1894** | Stalini pasi kreu mësimet në Gori hyri në seminarin e Tiflisit. |
| **1895** | Stalini lidhet me grupet ilegale të marksistëve revolucionarë rusë, që ishin internuar prej qeverise cariste në Transkaukazi. |
| **1896 — 1897** | Drejton rrethet marksiste të seminarit ku vazhdonte mësimet. |
| **29 maj 1898** | Përjashtohet nga seminari i Tiflisit për propagandë marksiste. |
| **Gusht 1898** | J.V. Stalini hyn në organizatën socialdemokrate gjeorgjiane, afrohet me rrethet punëtore, studion me vëmendje «Manifestin e Partisë Komuniste», «Kapitalin» dhe vepra të tjera marksiste, merr pjesë gjallërisht në mbledhje ilegale, mitingje e protesta. |
| **1900** | Nën udhëheqjen e J.V. Stalinit krijohet e formohet grupi qendror drejtues i organizatës socialdemokrate të PPSDR të Tiflisit. |
| **1901** | Pas daljes së «Iskrës» së Leninit, J.V. Stalini bie në kontakt me këtë organ dhe bëhet një luftëtar i devotshëm për përhapjen e ideve të Leninit e për grumbullimin e revolucionarëve të vërtetë rreth «Iskrës». |
| **1 maj 1901** | Stalini organizon dhe drejton demonstratën punëtore të 1 Majit, të cilën «Iskra» e çmoi si një ngjarje me rëndësi historike. |

| | |
|---|---|
| **Pranverë 1901** | Policia cariste përpiqet të arrestojë J.V. Stalinin. Ky detyrohet të hidhet në ilegalitet. Fillon jeta e ndjekjeve, burgjeve, internimeve, që zgjati gjer më 1917. |
| **Shtator 1901** | Me iniciativën e Stalinit del numri i parë i gazetës ilegale «Brxolla» («Lufta»), e cila, pas «Iskrës», ishte gazeta më e rëndësishme revolucionare. |
| **Fundi i vitit 1901** | Stalini dërgohet me punë revolucionare në Batum, krijon organizatën socialdemokrate të Batumit dhe zhvillon një veprimtari të dendur ideopolitike në radhët e punëtorëve e të fshatarëve. |
| **5 prill 1902** | Pas demonstratës së madhe të marsit 1902 të Batumit, Stalini arrestohet dhe burgoset. |
| **Fundi i nëntorit 1903** | Stalini internohet në Siberinë Lindore. Hyn në lidhje me V.I. Leninin nëpërmjet letrave. |
| **5 janar 1904** | Stalini arratiset nga internimi. Në shkurt 1904 ai ndodhet përsëri në Tiflis e Batum dhe bëhet një ndër nxënësit dhe zbatuesit më besnikë të vijës së Leninit në PPSD të Rusisë. |
| **1904 — 1905** | Stalini organizon shtypin ilegal leninist në Gjeorgji, shkruan e boton një sërë artikujsh e broshurash, ku mbron e propagandon idetë e Leninit për rolin dhe detyrat e partisë së proletariatit e të vetë proletariatit në revolucionin demokratik. |
| **Dhjetor 1905** | Stalini merr pjesë në punimet e Konferencës I për gjithë Rusinë të bolshevikëve në Tamerfors (Finlandë). Këtu Stalini u takua për herë të parë me V.I. Leninin dhe së bashku punojnë për zhvillimin me sukses të punimeve të Konferencës. |
| **Prill 1906** | Stalini merr pjesë gjallërisht në punimet e Kongresit IV të PPSDR në Stokholm ku, përkrah Leninit, mbron vijën bolshevike kundër menshevikëve. |
| **Prill — maj 1907** | Stalini merr pjesë aktive në Kongresin V (të Londrës) të PPSDR dhe zhvillon një luftë të ashpër kundër vijës mikroborgjeze të menshevikëve. |
| **Qershor 1907** | Pas Kongresit V të Partisë Stalini dërgohet në Baku, ku zhvillon një veprimtari të dendur për bashkimin e organizatës së Bakusë rreth parullave të Leninit, nën flamurin e bolshevizmit. |
| **25 mars 1908** | Stalini arrestohet dhe pas 8 muajsh burgimi internohet për dy vjet. |
| **24 qershor 1909** | Stalini arratiset nga internimi dhe kthehet në Baku për të vazhduar punën ilegale. Në shtypin qendror të Partisë botohen shkrimet e Stalinit «Letra nga Kaukazi», ku goditen likuidatorët në çështjet e programit e të taktikës së partisë. |
| **23 mars 1910** | Stalini arrestohet përsëri, burgoset, e më pas internohet. Në fund të 1910-s lidhet me Lenin dhe, duke qenë i internuar, punon për konsolidimin e bazave të Partisë ilegale Bolshevike. |
| **Fundi i verës 1911** | Stalini për të tretën herë ikën nga internimi dhe shkon në Peterburg. |
| **9 shtator 1911** | Stalini arrestohet në Peterburg, internohet dhe në shkurt 1912 arratiset përsëri. |
| **Janar 1912** | Konferenca e PPSDR-së e mbledhur në Pragë, pasi përjashtoi nga partia menshevikët vuri bazat e partisë së tipit të ri, të Partisë Bolshevike, për themelet e së cilës kishrte punuar Lenini, sidomos që nga viti 1903. Konferenca e Pragës e zgjodhi Stalinin anëtar të KQ. Po në këtë periudhë, me propozim të Leninit, Stalini vihet në krye të Byrosë Politike të KQ të Partisë dhe organizohet aksioni për arratisjen e tij nga internimi. |
| **29 shkurt 1912** | Stalini ikën nga internimi dhe i hyn një pune intensive anembanë Rusisë për organizimin dhe forcimin e Partisë Bolshevike. |
| **Mars 1912** | Me iniciativën e Leninit që ndodhej në mërgim, J.V. Stalini, krahas drejtimit të gazetës «Zvezda» riboton në ilegalitet gazetën bolshevike «Pravda». |
| **22 prill 1912** | Stalini kapet nga agjentura cariste, burgoset, internohet dhe më 1 shtator arratiset përsëri nga internimi. |
| **Dhjetor 1912** | Stalini merr pjesë, përkrah Leninit, në Konferencën e zgjeruar të KQ të Partisë jashtë Rusisë. Atje shkruan veprën «Marksizmi dhe çështja kombëtare». |
| **23 shkurt 1913** | Stalini arrestohet në Petrograd dhe internohet në disa rajone të Siberisë, gjersa më 1914 e internuan në një zonë afër Polit të Veriut, ku në mes vështirësish e kushtesh të rënda kalon vitet 1914, 1915 e 1916 pa e ndërprerë veprimtarinë revolucionare dhe letërkëmbimin me Leninin dhe udhëheqës të tjerë bolshevikë. |
| **25 mars 1917** | Pas disa vitesh të rënda në internim Stalini kthehet në Petrograd. Po ato ditë KQ i Partisë i beson drejtimin e «Pravdës», që tashmë do të botohej legalisht. |
| **16 prill 1917** | Pas një emigracioni të gjatë V.I. Lenini kthehet në atdhe. Për të pritur udhëheqësin e revolucionit, në stacion kishte dalë një delegacion i punëtorëve të Petrogradit me Stalinin në krye. |
| **Maj 1917** | U krijua Byroja Politike e KQ të Partisë Bolshevike, në përbërjen e së cilës qysh atëherë e vazhdimisht gjer në fund të jetës u zgjodh J.V. Stalini. |
| **Korrik 1917** | Pas kthesës kundërrevolucionare të korrikut, Partia Bolshevike dhe Lenini hidhen në ilegalitet. Punën e Partisë ilegale e drejton nga afër Stalini, i cili shpeshherë shkonte e takonte Leninin në Razliv. |
| **Gusht 1917** | Stalini drejton Kongresin III të Partisë Bolshevike (në ilegalitet). |
| **16 tetor 1917** | KQ i Partisë (b) zgjodhi qendrën e Partisë për drejtimin e kryengritjes me Stalinin në krye. |
| **25 tetor (7 nëntor) 1917** | Nën udhëheqjen e Leninit dhe të nxënësit e bashkëpunëtorit të tij Stalinit, triumfoi Revolucioni i Tetorit. |
| **Tetor 1917** | Stalini zgjidhet në Këshillin e Komisarëve të Popullit. |
| **Pranverë 1918** | Stalini dërgohet për drejtimin e luftës kundër agresionit imperialist e forcave të kundërrevolucionit të brendshëm. |
| **30 nëntor 1918** | Stalini zgjidhet anëtar i Këshillit të Mbrojtjes. |
| **1918 — 1920** | Krahas punëve të tjera Stalini drejton luftimet në frontet më të vështira e më delikate. |

| | |
|---|---|
| **Mars 1921** | Stalini merr pjesë në punimet e Kongresit X të PK (b) të Rusisë dhe zhvillon përkrah Leninit një luftë kundër pikëpamjeve të Trockit, Kamenievit etj. Pas Kongresit, me propozim të Leninit, Stalini zgjidhet Sekretar i Përgjithshëm i PK(b) të Rusisë. |
| **Prill 1923** | Stalini merr pjesë dhe drejton punimet e Kongresit XII të PK (b) të Rusisë. |
| **21 janar 1924** | Vdiq V.I. Lenini. Stalini më 26 janar bëri betimin e famshëm para trupit të Leninit. |
| **1924** | Botohet vepra e Stalinit «Mbi bazat e leninizmit». |
| **Dhjetor 1924** | Botohet vepra e Stalinit «Revolucioni i Tetorit dhe taktika e komunistëve rusë». |
| **Dhjetor 1925** | Në Kongresin XIV të PK (b) të BRSS, Stalini shtroi programin e fuqizimit të vendit socialist dhe goditi pikëpamjet armiqësore të Zinovievit, Kamenievit etj. |
| **1926** | Botohet vepra e Stalinit «Çështje të leninizmit». |
| **Nëntor — dhjetor 1926** | Stalini në një varg mbledhjesh e artikujsh dërrmon vijën trockiste të armiqve, si Zinovievi etj. |
| **1928 — 1929** | Krahas punës për industrializimin socialist dhe kolektivizimin e bujqësisë, Stalini zhvillon një luftë të ashpër për shpartallimin e pikëpamjeve e veprimeve armiqësore të Buharinit, Rikovit etj. |
| **Mars 1930** | Botohet artikulli i Stalinit «Dehje nga suksesetۛ». |
| **1930 — 1933** | Stalini zhvillon një veprimtari intensive për forcimin e bazave politike, ideologjike, ekonomike të vendit socialist. |
| **Fillimi i vitit 1934** | Stalini drejton punimet e Kongresit XVII të PK (b) të BS, i cili njihet si Kongresi i fitimtarëve të socializmit. Stalini mban raportin kryesor, ku përgjithësohen fitoret e arritura e hapen perspektivat për të ardhmen. |
| **5 qershor 1936** | Pas një pune intensive të udhëhequr nga Stalini, Kongresi VIII i Sovjetëve miratoi Kushtetutën e re të BS e quajtur «Kushtetuta staliniane». |
| **Mars 1937** | Në Plenumin e KQ të PK (b) të BS Stalini mban referatin e rëndësishëm «Mbi të metat e punës së partisë», ku demaskohen dhe goditen pikëpamjet dhe veprimtaria armiqësore e trockistëve dhe e tradhtarëve, të cilët për një kohë të gjatë punonin në fshehtësi për të shkatërruar nga brenda partinë dhe shtetin sovjetik, zbulohen shkaqet e këtij grupazhi të rrezikshëm dhe përcaktohen masat për forcimin e gjithanshëm të vigjilencës revolucionare e të krejt punës së partisë e të shtetit. |
| **1938** | Nën drejtimin e Stalinit u përgatit dhe u botua vepra madhore «Historia e PK(b) të BS. Kurs i shkurtër». |
| **1938** | Stalini përgatiti broshurën «Mbi materializmin dialektik dhe historik». |
| **Mars 1939** | Stalini drejton punimet e Kongresit XVIII të PK (b) të BS dhe mban atje një referat shumë të rëndësishëm. |
| **1941 — 1945** | Në krye të Partisë e të shtetit sovjetik, J.V. Stalini ia kushton krejt forcat, energjitë dhe përvojën e tij të madhe luftës titanike kundër agresionit hitlerian. Te sukseset madhështore të Ushtrisë së Kuqe për shpartallimin e nazifashizmit qëndron merita e padiskutueshme e J.V. Stalinit, si strateg i madh ushtarak dhe udhëheqës i shquar i Partisë e i popullit punonjës. |
| **Maj 1945** | Pas triumfit mbi fashizmin J.V. Stalini ua kushton forcat dhe energjitë e tij punës për rindërtimin e vendit të shkatërruar nga lufta dhe ecjes përpara të socializmit në BS e në vendet e tjera të demokracisë popullore ku triumfoi revolucioni. |
| **Korrik 1947** | J.V. Stalini takohet me shokun Enver Hoxha në Moskë dhe zhvillon me të një sërë bisedash të ngrohta e miqësore. |
| **Maj — qershor 1948** | PK(b) e BS, Byroja Informative dhe personalisht J.V. Stalini demaskojnë revizionizmin titist dhe zbulojnë rrënjët e shkaqet e shfaqjes së tij. |
| **Mars — prill 1949** | Takimi i dytë i J.V. Stalinit me shokun Enver Hoxha. |
| **Nëntor 1949** | Takimi i tretë i J.V. Stalinit me shokun Enver Hoxha në Suhumi. |
| **Janar 1950** | Takimi i katërt i J.V. Stalinit me shokun Enver Hoxha. |
| **Prill 1951** | Takimi i pestë i J.V. Stalinit me shokun Enver Hoxha. |
| **Tetor 1952** | J.V. Stalini merr pjesë dhe drejton punimet e Kongresit XIX të PK(b) të BS. |
| **5 mars 1953** | Në Moskë, në zyrën e tij të punës, papritur vdes J.V. Stalini. |

**KOMBINATI POLIGRAFIK Shtypshkronja e Re — Tiranë 1987**

